# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 346• VITI 33 • SHTATOR 2019 • MUHARREM 1441 • ÇMIMI 1 €

- Trashëgimia jonë kulturore dhe fetare, amanete të shenjta
- Komentimi i kaptinës “Llukman”
- Vendi i poezisë në mësimin islam




Sahihu i Buhariut konsiderohet libri më i saktë pas Kuranit famëlartë

# Mesazh me rastin e fillimit të fushatës zgjedhore

*Të nderuar qytetarë të Republikës së Kosovës,*

*Të nderuar kandidatë për deputetë,*

*Nesër, zyrtarisht hapet fushat zgjedhore për zgjedhjet parlamentare në Republikën e Kosovës.*

*Si Myfti i Republikës dhe si udhëheqës i njërit prej institucioneve tona më të mëdha fetare dhe jo vetëm, kërkoj nga të gjithë ju që gjatë fushatës të tregoni kulturë dhe sjellje të lartë.*

*Pavarësisht dallimeve politike, gjërat e tjera na bashkojnë, dhe pas datës 6 tetor, prapë bashkë duhet t'i kryejmë punët. Ne, si institucion fetar, do të ruajmë paanshmërinë politike, sepse ju të gjithë na përkisni neve dhe ne ju përkasim juve të gjithëve.*

*Ndaj, ne emër të Kryesisë së BIRK-ut dhe në emrin tim personal, ju dëshiroj fushatë të ndershme, të qetë dhe pa probleme.*

*Juaji,*

*Naim ef. Tërnava*

*Myfti i Republikës së Kosovës*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



# Trashëgimia jonë kulturore dhe fetare, amanete të shenjta

*Ou, bini vllazen n`shahadet*
*Edhe një gisht çone përpjetë*
*Në çdo fshat burrat janë besatue*
*Me u gri e me u copëtue.*
*E kurrë fenë mos me ndërrue. (Popullore)*

*Myslimanët kudo që shkuan sollën dituri, drejtësi, kulturë, moral, art, shkencë dhe përmes imanit i shndërruan ato vende nga vende thjerrash e shkurresh, në trëndafilishte ku me zë bilbili këndohet Kurani fisnik dhe thirret ezani muhammedie. Kjo ndodhi edhe me tokat tona.*

*Populli ynë ishte përballur me rrezikun e asgjësimit fizik. Sundimi i serbëve, bullgarëve, grekëve e i popujve të tjerë, e kishte bërë popullatën tonë të vuante dhe të ishte e dëshpëruar. Për rrjedhojë një numër jo i vogël i tyre do të asimilohej në serbë, grekë e në të tjerë. Kjo, ngase feja dhe kisha e njëjtë me serbët dhe grekët e kishte mundësuar dhe lehtësuar këtë asimilim.*

*Prandaj, ardhja e osmanëve në hapësirat tona padyshim ishte shpëtim për ne. Baballarët tanë kanë derdhur gjakun dhe kanë flijuar jetën dhe ia dolën që ta ruajnë identitetin tonë islam. Ata na lanë në trashëgim amanetin e shenjtë hyjnor – Islamin, të cilin Allahu ua ofroi qiejve, tokës e maleve e nuk e pranuan, ndërsa njeriu e pranoi atë.*

*Me pranimin e Islamit, të parët tanë, që ishin shkëputur nga Zoti dhe kishin humbur rrugën, do të fillonin t'i ktheheshin Atij duke gjetur prehje dhe qetësi në fenë e vërtetë të Zotit. Domethënia dhe kuptimi i shprehjes "la ilahe il Allah/ se nuk ka zot tjetër përveç Allahut", ia ngrohi zemrën, ia qetësoi shpirtin dhe ia rehatoi mendjen këtij populli.*

*Drita e imanit e ndriçoi qenien e tij dhe e bëri që të heqë dorë nga zotat e rremë dhe besimet e kota e të shtrembëruara, duke e shijuar ëmbëlsinë e njohjes së Allahut dhe të të qenit rob i vërtetë vetëm i Tij. Me gjakun e tyre tokat tona i bekuan qindra e mijëra alimë, dijetarë, hafëzllarë, evlija, muxhahidë e shehidë.*

*Ka shumë përpjekje nga armiqtë e Islamit që ta paraqesin si të huaj kulturën islame, që përbën themelin dhe bazën e identitetit të popullit tonë. E kemi obligim që të ruajmë trashëgiminë tonë kulturore dhe atë fetare që na kanë lënë të parët tanë si amanete të shenjta dhe t'ua përcjellim edhe brezave të rinj. Mu për këtë duhet të punojmë për ngritjen e vetëdijes fetare.*

*Sot kemi nevojë për besimin e thellë, për virtyte dhe moral si dhe për lartësinë sublime të shpirtit, sikurse i kishin ata para nesh. Islamin nuk duhet ta ndiejmë vetëm me shpirt dhe zemër, por duhet edhe të punojmë që të sendërtojmë një shoqëri me një klimë morale-shpirtërore duke e praktikuar dhe përjetuar Islamin në mënyrë të gjallë në jetën tonë të përditshme.*

*Fatmirësisht, kohëve të fundit gjejmë shkrime dhe studime që tregojnë se Islami është një prej elementeve njëjtësuese të popullit tonë dhe se ai ka mbrojtur identitetin dhe nderin e tij. Këto studime janë arma më e shkëlqyer kundër tendencës për të treguar historinë tonë në dritën e disa strukturave mitologjike dhe 'të fesë së të parëve'!Ato po u kundërvihen gjithë atyre shtrembërimeve dhe falsifikimeve, që, me dashje apo pa dashje, si rrjedhojë e cektësisë apo injorancës, kanë qenë në fuqi në shkencën tonë për dekada dhe të cilat ende po propagohen.*

*Megjithatë, na mbetet për të punuar në nivele shkencore dhe me kritere të kërkimit shkencor, duke treguar se vullnetarisht dhe me bindje të plotë kemi pranuar Islamin.*

*Dr. Ajni Sinani*

*"Ou, bini vllazen n`shahadet*
*Edhe një gisht çone përpjetë*
*Në çdo fshat burrat janë besatue*
*Me u gri e me u copëtue*
*E kurrë fenë mos me ndërrue."*
(Popullore)

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "Llukman"

Surja"Llukman" ka gjithsej 34 ajete, 548 fjalë dhe 2110 shkronja.3 Ka zbritur pas sures "Es-Saffat" dhe para sures "Es-Sebe'ë". Në radhitjen e Mushafit mban numrin 31, kurse në radhitjen e zbritjes është e 57-ta.

Surja "Llukman" është sure mekase. Transmetojnë Ibn Durejsi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Ka zbritur surja"Llukman" në Mekë"[1]. Në anën tjetër Nehhasi transmeton po ashtu nga Ibn Abasi se kjo sure është mekase përveç ajeteve 27-29, të cilat, sipas tij, janë medinase, por sipas studiuesit bashkëkohor, Ibn Ashurit, ky mendim nuk ka ndonjë mbështetje të theksuar[2] dhe për këtë do të flasim më gjerësisht gjatë komentimit të këtyre ajeteve.

Surja"Llukman" ka gjithsej 34 ajete, 548 fjalë dhe 2110 shkronja.[3] Ka zbritur pas sures "Es-Saffat" dhe para sures "Es-Sebe'ë". Në radhitjen e Mushafit mban numrin 31, kurse në radhitjen e zbritjes është e 57-ta.[4]

## Emërtimi i kësaj sure

Kjo sure, në mesin e komentatorëve të Kuranit, njihet vetëm me këtë emërtim *"Llukman"*. Me këtë emër është radhitur nëpër mushafe, nëpër librat e Tefsirit dhe të Hadithit e po me këtë emër është njohur që nga koha e sahabëve.[5] Në lidhje me këtë është përcjellë nga Berra'ë bin Azibi të ketë thënë: "Kur e falnim namazin e drekës pas Resulullahit s.a.v.s., nganjëherë e dëgjonim prej tij ndonjë ajet prej ajeteve të sureve: *Llukman* dhe *Edh-Dharijat.*[6] Po ashtu kemi edhe fjalët e Ibn Abasit: *"Ka zbritur surja"Llukman" në Mekë".*[7]

Arsyeja e emërtimit me emrin "*Llukman*" është të përmendurit e emrit të Llukmanit të urtë dhe këshillat e tij drejtuar të birit dhe që emri "Llukman" nuk është përmendur në asnjë sure tjetër kuranore.



## Vlera e kësaj sure

Surja *"Llukman"* bën pjesë në grupin e sureve *"El-Methani"*. Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eska'ë El-Lejthi, të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: *"Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja,* (suret nga *El-Bekare* e deri te *El-Enfal* ose *Et-Tevbe*); *më janë dhënë në vend të Zeburit, "El-Meine" - njëqindëshet,* (suret

që kanë mbi 100 ajete); *më janë dhënë në vend të Inxhilit, "El-Methani"* - (suret që kanë më pak se 100 ajete), *ndërsa jam mbinderuar (ndaj të Dërguarve të tjerë) me suret "El-Mufassal"* (nga surja *Kaf*, e është thënë nga *El-Huxhurat* e deri te *En-Nas*).[8]

-Transmetohet nga Berra'ë ibn Azib të ketë thënë: "Kur e falnim namazin e drekës pas Resulullahit s.a.v.s., nganjëherë e dëgjonim prej tij ndonjë ajet prej ajeteve të sureve: *Llukman* dhe *Edh-Dharijat*".[9]

## Shkaku i zbritjes

Në lidhje me shkakun e zbritjes së kësaj sure, disa prej mufesirëve kanë theksuar se kur kurejshët i kërkuan Muhamedit a.s. t'u rrëfente diçka nga Llukmani dhe këshillat drejtuar të birit të tij, zbriti kjo sure[10]. Ndërkohë, kemi shkaqe të veçanta të zbritjes në lidhje me ajetet: 6, 15, 27 dhe 34, për të cilat do të flasim më gjerësisht gjatë komentimit të tyre.

## Lidhja e kësaj sure me suren paraprake – "Er-Rrum"

Lidhja e sures *Llukman* me atë paraprake - *Er-Rrum*, shtrihet në disa dimensione.

- Në fund të sures paraprake, në ajetin 57: *"Pa dyshim, në këtë Kuran, Ne u kemi sjellë njerëzve gjithfarë shembujsh...."* aludohet qartë se ky Kuran është mrekulli hyjnore, ndërkohë që tash në fillim të kësaj sure (ajetet 2-3), Allahu xh.sh. thotë: *"Këto janë ajetet e Librit plot urtësi, udhëzim dhe mëshirë për punëmirët."*

- Në suren paraprake, ajeti 58, Allahu xh.sh. thotë: *"Por, sikur ti (Muhamed) t'u sjellësh atyre çfarëdo mrekullie, jobesimtarët, me siguri, do të thonë: "Ju jeni vetëm shpifës...",* kurse tash në këtë sure, ajeti 7, i

**Krijuesi fuqiplotë përmend gjendjen e jobesimtarëve dhe të idhujtarëve, të cilët kur janë ngushtë dhe të shqetësuar, në heshtje kërkojnë strehim të Zoti si Krijues absolut, ndërsa sapo t'u kalojë ai shqetësim, kthehen në kufrin dhe mohimin e tyre**

Madhërishmi thotë: *"Kur ndonjërit prej tyre i lexohen ajetet Tona, ai e kthen shpinën me mendjemadhësi, shtiret sikur nuk i ka dëgjuar dhe sikur i janë shurdhuar veshët..."*

- Në suren *Er-Rrum*, ajeti 27, Allahu fuqiplotë përmend fillimin e krijimit dhe ringjalljen, duke ua bërë me dije idhujtarëve se Ai është i Plotfuqishëm që të fillojë krijimin dhe të ringjallë çdo krijesë kur thotë: *"Ai e zë fill krijimin dhe Ai e përsërit atë, e për Atë (sipas perceptimit tuaj), kjo është edhe më e lehtë"*, ndërsa tash në suren *Llukman*, ajeti 28, i Gjithëpushtetshmi thotë: *"Krijimi dhe ringjallja juaj është njësoj si krijimi i një njeriu të vetëm"*.

- Në të dyja suret, Allahu xh.sh. vërteton besimin e paluhatshëm që kanë besimtarët në lidhje me ringjalljen dhe jetën e Ahiretit. Në suren *Er-Rrum*, ajeti 56, në lidhje me këtë thotë: *"Ata, të cilëve u është dhënë dituria dhe besimi, do të thonë: "Ju, me të vërtetë keni qëndruar aq sa ju ka caktuar Allahu në Libër - deri në Ditën e ringjalljes"*, kurse në suren Llukman, ajeti 4, thotë: *"dhe besojnë bindshëm në jetën tjetër"*.

- Po ashtu në të dyja suret, Krijuesi fuqiplotë përmend gjendjen e jobesimtarëve dhe të idhujtarëve, të cilët kur janë ngushtë dhe të shqetësuar, në heshtje kërkojnë strehim të Zoti si Krijues absolut, ndërsa sapo t'u kalojë ai shqetësim, kthehen në kufrin dhe mohimin e tyre: Në shenjë të kësaj në suren *Er-Rrum*, ajeti 33, thotë: *"Kur njerëzit i prek ndonjë e keqe, ata me përulje i luten Zotit të tyre, duke iu drejtuar vetëm Atij..."*, kurse në suren *Llukman*, ajeti 32, thotë: *"E kur ata i mbulon ndonjë valë sikur reja (apo bjeshka), i drejtohen Allahut sinqerisht me besim vetëm ndaj Tij..."*.

- Në suren *Er-Rrum*, i Lartmadhërishmi ka cekur mendjemadhësinë e idhujtarëve dhe mburrjen e tyre me pasuri, ndërkohë që suren *Llukman* e përshkon fryma e modestisë dhe e thjeshtësisë, nëpërmjet këshillave që Llukmani ia jep të birit, që të largohet nga mendjemadhësia, e cila është një prej cilësive më të shëmtuara të njeriut etj..

## Përmbledhje e shkurtër e përmbajtjes së kësaj sureje

Në Kuran, gjenden disa sure që janë emërtuar me emra njerëzish dhe ata emra pothuajse të gjithë janë emra të të dërguarve të Allahut, si Nuhu, Hudi, Ibrahimi, Jusufi dhe Muhamedi a.s., paqja e Allahut qoftë mbi ta. Nga kjo bëjnë përjashtim vetëm dy sure, të cilat janë emërtuar me emra njerëzish që nuk ishin të dërguar të Allahut. Surja Merjem, e cila është emërtuar në emër të një rës prej katër zonjave të Xhenetit - Merjemes, nënës së Isait a.s., dhe surja Llukman, e




cila është emërtuar në emër të një njeriu të cilit Allahu i dha urtësi të pashoqe. Arsyeja e emërtimit të kësaj sure me emrin Llukman, është pikërisht urtësia dhe dituria, me të cilat Allahu e pajisi këtë rob të Tij. Me një fjalë, ai përveçqë ishte i devotshëm, mbi të gjitha ishte një edukator dhe këshillues i shkëlqyer, ndërsa urtësia që rrezatonte nga këshillat e tij, bën që ai vërtet ta meritonte emërtimin e një sureje kuranore me emrin e tij.[11]

Surja Llukman, në vete përmbledh disa tematika, mjaft të rëndësishme. Sigurisht se Njëshmëria e Allahut, urtësia e Kuranit, shpallja dhe ringjallja, janë referenca të padiskutueshme edhe në këtë sure mekase, ashtu siç janë edhe te simotrat e saj.

- Në pesë ajetet e para të kësaj sureje (1-5), të cilat fillojnë me shkronjat simbolike, që sipas shumicës së dijetarëve janë mrekulli sfiduese për të gjithë jobesimtarët, në çdo vend dhe kohë, flitet për Kuranin si Libër plot urtësi, i cili është udhëzim dhe mëshirë për të gjithë ata njerëz që i besuan Allahut dhe Ditës së Gjykimit, ata të cilët kryejnë detyrimet ndaj Krijuesit fuqiplotë siç janë falja e namazit, dhënia e zekatit etj.

- Në vazhdim të sures, Allahu i Madhërishëm, na e shpërfaq arrogancën e idhujtarëve ndaj Kuranit famëlartë. Kjo arrogancë dhe përbuzje e tyre ndaj myslimanëve, ishte kryesisht për shkak se në radhët e besimtarëve kishin hyrë kryesisht të varfrit dhe robërit. Përderisa për këta besimtarë, Allahu ka përgatitur xhenetet e amshueshme, në të cilat do të jenë përgjithmonë, idhujtarët as që dëshironin të merreshin me argumentet dhe shembujt e shumtë që Allahu ua sillte për të vërtetuar Njëshmërinë e Tij, siç janë krijimi i qiellit, rënia e shiut etj, Shih ajetet: (6-11).

- Ajetet (12-19) përfshijnë këshillat që Llukmani i urtë ia jepte të birit të tij. Këshillat e tij janë aq domethënëse dhe kuptimplote, saqë vazhdwojnë të jenë aktuale edhe sot dhe jo vetëm, por do të mbesin të tilla deri në ditën e fundit të kësaj bote. Këshillat e Llukmanit, në një mënyrë sikur e skicojnë rrugën që një mysliman duhet ta ndjekë, duke u larguar nga sjelljet e vrazhda dhe duke e stolisur veten me cilësitë e njerëzve të devotshëm.

- Qortimi i idhujtarëve për shkak të shirkut të tyre, është në fokus të ajeteve (20-21), kurse në ajetet (22-25) i Madhërishmi sqaron se rruga që ndjekin besimtarët është shpëtim, kurse ajo që ndjekin jobesimtarë është humbje e qartë.

- Ftesa për besim ishte gjithmonë e hapur. I Lartmadhërishmi gjithmonë u ofroi njerëzve edhe argumente shtesë për t'i paqësuar zemrat e tyre në besimin e drejtë. Ai u mundua që nëpërmjet sqarimit dhe argumenteve e veprimeve në këtë gjithësi, t'ua bënte më të kapshëm për mendjet e tyre besimin në Zotin Një. Pikërisht për vërtetimin e ekzistencës së Allahut të plotfuqishëm, nëpërmjet argumenteve lëndore, bëjnë fjalë ajetet (26-32).

- Në ajetin (33), Allahu xh.sh. fillimisht ua tërheq vërejtjen të gjithë njerëzve, pa dallim, që të mos i bëjnë padrejtësi vetvetes dhe të mos i mashtrojë jeta e kësaj bote, sepse dalja para Madhërisë së Tij në Ditën e Gjykimit, është një moment i vështirë për të gjithë, e lëre më për atë që pas vetes nuk ka asnjë vepër të mirë, por vetëm shëmtira e mosbesimit.

Kurse ajeti i fundit i kësaj sureje (34), shpërfaq madhështinë e Dijes absolute të Allahut xh.sh., kur Ai sqaron se çelësat e fshehtësive janë vetëm në Dijen e Tij. Vetëm Ai është pronari i fshehtësive hyjnore, disa prej të cilave mund t'ia zbulojë ndonjërit prej robërve të Vet të zgjedhur e disa i ruan vetëm për Vete.

*- vijon -*

*1. Fet'hul Kadir, vëll. IV. f. 307. 2. Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXI, f. 138. 3. Besairu dhevi-t-Temjizi, vëll. I, f. 370. 4. Et-Tahriru ve-t-Tenviru vëll. XXI, f. 138. 5. Dr. Munire ed-Devserij, Esmau suveri-l Kuran ve fedailuha, f. 306. 6. E transmetojnë Nesaiu (971) dhe Ibn Maxhe (830). Hadithi është i gradës hasen. Shih Kitabul Xhami'u, f. 165. 7. Shih: Es-Sujuti, Ed-Durru-l menthur, (6/503); El-Bejheki, Delailu-n-nubuvveti, (7/142). 8. Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabi-l Iman (2/465); 9. E transmetojnë Nesaiu (971) dhe Ibn Maxhe (830). Hadithi është i gradës hasen. Shih Kitabul Xhami'u, f. 165. 10. Et-Tefsirul Munir, vëll. XXI, f. 135. 11.* https://bel3arabic.com/feeds/1019_تأملات-رائعة-في-سورة-لقمان *10.09.2019)).*

Nexhat Ibrahimi

# Vendi i poezisë në mësimin islam

Një numër i madh popujsh e trashëgimish kontribuuan në letrat myslimane në gjuhën arabe, që e njohim me emrin 'letërsia klasike arabe'. Kjo letërsi bazat i ka në Kuran, edhe pse gjatë historisë ajo nuk u qëndroi gjithnjë konsekuente parimeve Kuranore dhe fesë islame në përgjithësi.

## Hyrje

Një numër i madh popujsh e trashëgimish kontribuuan në letrat myslimane në gjuhën arabe, që e njohim me emrin 'letërsia klasike arabe'. Kjo letërsi bazat i ka në Kuran, edhe pse gjatë historisë ajo nuk u qëndroi gjithnjë konsekuente parimeve kuranore dhe fesë islame në përgjithësi.

Kjo ndodhi për arsye subjektive, sepse njeriu është i lirë dhe mund të prodhojë atë që dëshiron, duke ndjekur trendin e kohës kur jetoi, prirjet personale etj. Në këtë mënyrë, duke u larguar pak a shumë nga parimet e fesë, ata u larguan edhe nga parimet e poezisë islame, themelet e së cilës i vendosën poetët e parë Hasan ibn Thabiti, Ka'b ibn Zuhejri e emra të tjerë të mëdhenj.

## Poezia, gjini e privilegjuar letrare

Te shumë popuj, dikur dhe sot, poezia konsiderohet apogje e të shprehurit, oratorisë, retorikës. Ndaj edhe Kurani u shpall pikërisht ta sfidojë poezinë e shkruar deri atëherë, e që kishte arritur nivele të larta. Zakonisht sfidohet diç cilësore, diç që ka futur rrënjë dhe paraqet identitetin e një populli, kulture, qytetërimi, e Kurani pikërisht këtë e bëri. Sepse, poezia është manifestim i ndjenjave më të larta njerëzore, i zjarrit të brendshëm. Ajo prezanton lloj të veçantë të letërsisë, e cila porosinë e poetit e shpreh

**Koncepti Kuranor mbi botën do të dallojë nga ai tribalist, andaj edhe poezia para fesë islame, për shkak të përmbajtjes idhujtare, nuk do të pranohet lehtë edhe në periudhën islame.**

nëpërmjet vargjeve dhe përmban një varg figurash stilistike, sikurse janë metafora, rima, krahasimi, hiperbola e të tjera. Sipas disave, poezia është lloji më i vjetër i letërsisë. Këtë fat poezia e ka edhe tek arabët para, gjatë dhe pas Shpalljes së Kuranit. Poezia islame në kohën e shpalljes së Kuranit dhe pas përfundimit të shpalljes së Kuranit është sajuar dhe është shkruar në gjuhën e Kuranit, pa marrë parasysh etninë arabe apo joarabe të autorit.

Poezia e vjetër arabe karakterizohet me këndimin që poetët i bënin fisit të vet dhe trimave të tyre. Ata i këndonin famës së paraardhësve, zotave të tyre, luftërave dhe ndihmës së hyjnive në luftëra. Me ardhjen e Kuranit dhe të Muhamedit a.s. gjërat do të ndryshojnë. Kurani nuk mbyllej brenda fiseve, as brenda një populli, por kishte platformë për mbarë botën. Nuk bazohej në një ngjyrë apo racë, në një territor apo gjuhë, por u jepte mundësi të të gjithë popujve dhe të gjitha vendeve, deri në Fundin e Botës. Koncepti kuranor mbi botën do të dallojë nga ai tribalist, andaj edhe poezia para fesë islame, për shkak të përmbajtjes idhujtare, nuk do të pranohet lehtë edhe në periudhën islame.[1] Në fillim poezia paraqiste një rrezik për myslimanët dhe u dashtë të kalojë një kohë për ta eliminuar këtë rrezik. Natyra e poezisë parakuranore, ku lavdëroheshin fiset dhe luftëtarët e tyre, ishte në kundërshtim të rreptë me frymën njësuese të Kuranit. Po ashtu, te të parët lavdërohej vera, femrat, amorali, bixhozi e shfrenime të tjera, ndërsa Kurani këto vese i lufton rigorozisht.2 Njëkohësisht, poezia ishte vetvetiu një rivalitet karshi Kuranit. Kjo i zmbrapsi shumë myslimanë nga poezia dhe kultivimi i saj, kurse me qëllim të ruajtjes dhe mbrojtjes së pastërtisë së Kuranit.

Kjo gjendje jo e këndshme lidhur me poezinë ndër myslimanët e lindi idenë, përkatësisht e lindi poezinë ndryshe, poezinë pa krenari të skajshme individuale dhe fisnore, pa krenari të skajshme për shfrenim e arrogancë. Një lloj i tillë ishte edhe *gazeli*, gjini kjo që u kultivua me përkrahjen e drejtpërdrejtë të halifëve besimdrejtë, kurse e kultivuar nga rinia e qarqeve ensarite dhe muhaxhire.[3]

Në periudhën emevite *gazeli* gëzonte një simpati të ndjeshme, kështu që kjo gjini letrare filloi të zhvillohet në dy

**Poeti Hasan ibn Thabiti ishte poet edhe para shpalljes Kuranore, por i cili pas pranimit të Islamit angazhimin e tij e vuri në mbrojtje të Muhammedit a.s. dhe fesë islame, nëpërmjet poezisë.**



drejtime shprehimore dhe paralele: 1. *Gazeli i lirë* (el-ibahijje), të cilën e përfaqësonte Umer ibn Ebi Rabi'a (vd. 712), kurse u zhvillua sidomos në qytete dhe 2. *Gazeli që u zhvillua nga idealizimi i dashurisë platonike* të kultivuar në shkretëtirë. Ky lloj *gazeli* ishte një dashuri idealistike, e pabastarduar, e panjohur për frymën arabe para Islamit, e bazuar në tregimet popullarizuese të *Mexhnunit dhe Lejlës* etj.

Lloji tjetër i poezisë, *kasidja*, u zhvillua edhe në periudhën abasite, si në formë ashtu edhe në përmbajtje, strukturë, ritëm, me një lidhje fatlume të frymës dhe traditës arabe dhe persiane. Ajo do të begatohet edhe me poezi me përmbajtje morale, filozofike e mistike. Ky lloj i poezisë do të personifikohet në personalitetin e Ebu Nuvasit (vd. rreth 815), i cili e përqeshi poezinë e *mual-lakateve*, por edhe kasidet e mëhershme, duke thurur poezi ndryshe, *hamrijjat* (poezia e verës), *tardijjat* (poezia e gjahut), *medih* (panegjirikë) etj.[4]

## Muhammedi a.s. nuk e refuzoi poezinë

Shqyrtimi i poezisë nga ana e myslimanëve krijoi kryesisht dy pole perceptimesh dhe interpretimesh:

1. Ata që refuzojnë poezinë si të ndaluar, armiqësore dhe e konsiderojnë madje rivale të Kuranit dhe; 2. Ata që e pranojnë, nuk shohin ndonjë të keqe në ekzistimin e saj, madje edhe vetë shkruajnë poezi në lavdi të Islamit, Kuranit dhe Muhamedit a.s. Të tillët filluan të shkruajnë poezi në mbrojtje të Islamit dhe shtyllave islame. I këtillë në fillim të Islamit ishte poeti Hasan ibn Thabiti, i cili ishte poet edhe para shpalljes kuranore, por i cili pas pranimit të Islamit angazhimin e tij e vuri në mbrojtje të Muhammedit a.s. dhe fesë islame, nëpërmjet poezisë, duke iu përgjigjur sulmeve të kundërshtarëve me vargje të fuqishme. Më vonë Hasani do të quhet edhe *Shair'un-Nebij* (Poeti i Pejgamberit). Edhe pse me vlerë modeste letrare, poezia e Hasanit është një dëshmi interesante për një kohë të rëndësishme.[5]

Kishte edhe disa poetë të tjerë, si Lebid ibn Rebia, i cili e kishte pranuar Islamin, por nuk dihet a ka shkruar poezi edhe pas pranimit të Islamit. Në këtë rast meritojnë të theksohen edhe: Ka'b ibn Maliku, Ka'b ibn Zuhejri, Nexhib El-Xha'diu dhe Abdullah ibn Revahu.

Në vazhdim do ta recitojmë disa vargje të Abdullah ibn Revahut, në prani të Muhamedit a.s., të recituar në tavaf:

*Largohuni nga rruga e tij o jobesimtarë,*
*Largohuni, e tërë mirësia është me Resulin tonë.*
*Allahu ynë i mëshirshëm, e zbriti me anë të Xhibrilit,*
*Në Kuran të cilin ia zbriti Resulit të Tij.*
*O Allahu im, në shpalljen Tënde unë besoj,*
*Të vërtetën tënde në Islamin tim unë e shoh."*

Omeri r.a. me të dëgjuar të këtyre vargjeve, reagoi duke thënë:

*"O Ibn Revah, vallë para Pejgamberit të Zotit dhe në Haremin e Allahut i thua dhe i këndon vargjet?"*

Në këtë çast Pejgamberi a.s. iu përgjigj Omerit r.a.:

*"Lëre o Omer, vargjet do të ndikojnë tek ata më shpejtë se sa shtizat e ngrehura."* (Tirmidhiu).[6]

Kemi raste të shumta kur Muhamedi a.s. ka qenë protagonist i drejtpërdrejtë në disa raste. Lëre që ai nuk e ndaloi poezinë, por madje, edhe vetë dinte shume vargje përmendsh dhe recitonte shumë sosh para miqve të tij. Edhe pse nga njerëz të painformuar mendohet se Muhamedi a.s. kishte qëndrim negativ ndaj poezisë, e vërteta është se ai me dëshirë i dëgjonte vargjet e poetëve të mirë, sikurse janë vargjet e Umeje ibn Ebi Saltit, Ka'b ibn Zuhejrit, e madje edhe i përkrahte ata.[7] Me fjalë të tjera, Islami nuk e ndaloi shkrimin e poezisë, por duhet pranuar se poezia as nuk ishte prioritet i myslimanëve, kundrejt shkencave që paraqisnin shtyllë të ekzistimit biologjik e shpirtëror, politik e ekonomik të vendit, fesë etj. Duhet shtuar edhe këtë se dijetarët myslimanë kishin qëndrim negativ ndaj poezisë e cila lavdëron dhe nxit haramin, shfrenimin, dhunën, grabitjen, mashtrimin, adhurimet e shtrembëruara e të ngjashme,[8] që nuk e cenon aspak poezinë si të tillë.

## Poezia islame në trojet shqiptare

Edhe në vendin tonë poezia myslimane është kultivuar që në kohët e hershme. Madje, sipas studiuesit Hasan Kaleshi, poezia ka qenë gjinia letrare dhe disiplina shkencore më e kultivuar ndër shqiptarët. Ai vazhdon të pohojë se shqiptarët i kanë dhënë poezisë osmane islame qindra poetë, të cilët lanë gjurmë në epokën e vet, futën një rrymë të re në poezinë osmane-turke, treguan origjinalitet dhe hapën shtigje të reja.[9] Baballarët tanë dhanë emra të mëdhenj në fushën e poezisë, kurse qyteti i Prizrenit e mori nofkën *"Gurra e poezisë"*, për shkak të numrit të madh të poetëve që nxirrte ky qytet nga gjiri i vet.[10] Trojet tona ishin terren i përshtatshëm për poezi. Emrat e Suzi dhe Nehari Prizrenit, Mesih Prishtinasit, Jahja bej Dukagjinit, Axhize Baba Prizrenit, Nezim Frakullë Beratasit, Muhamed Kyçyk Çamit, Zenel Bastarit, Sulejman Naibit, Dervish Hasanit, Tahir Efendi Boshnjakut, Shaip Zurnaxhiut, Vejsel Gutës, Nesibeja e Gjirokastrës, Ymer Lutfi Paçarizit, Mulla Malës dhe emrat e shumë e shumë të tjerëve obligojnë të shtojmë dhe thellojmë hulumtimet në këtë krijimtari të rafinuar,[11] sepse poezia është tregues i qartë i gjendjes besimore, morale, sociale, kulturore të një populli, vendi, kohe. Mbase, me studime gjithëpërfshirëse do të mund të vërejmë gjurmët e Hasan ibn Thabitit, Ka'b ibn Zuhejrit e të tjerëve edhe te poetët tanë, fillimisht në poezinë gojore dhe pastaj edhe në poezinë e shkruar.

Shumica dërrmuese e poetëve kishte mësuar nëpër medrese, ku merrnin bazat e para për poezinë dhe me rritjen e ngritjen e tyre intelektuale shkruanin divane në gjuhën arabe, osmane apo persishte. Me kalimin e kohës filluan të shkruajnë edhe në gjuhën shqipe. Karakteristikë e poezisë së këtillë ishte sepse ajo ende nuk ishte bërë poezi popullore, por më tepër ishte poezi elitare, por që prekte edhe temat sociale të shtresës së ulët. Me kalimin e kohës, kjo poezi do të zbresë në popull, do të familjarizohet me shtresat e popullit, sikurse kemi Nezimin, Haxhi Et'hem beun[12] në Shqipëri, pastaj Mulla Malën, Vejsel Gutën e të tjerë në Kosovë e gjetiu.[13] Për fat të keq, sa janë të ndikuar këta poetë nga poezia klasike arabe dhe etapat e tjera mbetet të studiohet.[14]

## A mund të përfundohet

Ligjërimi për poezinë si 'gjini' shpirtërore do të vazhdojë sepse gjeniu njerëzor do të këndojë e do të shkruajë, me gjithë ecejaket e vështira që populli i ka përjetuar në qindvjetëshin e fundit.

Mbesim me besim se shkrimi ynë, edhe pse do të ofrojë vetëm copëza të tërësisë në poezinë myslimane, megjithatë do ta freskojë mendjen me ide e prova për letërsinë – poezinë e arealit islam dhe njëherazi do të na ofrojë një dije sado-kudo modeste për poetët e mëdhenj myslimanë të epokës së Muhamedit a.s., sidomos për Hasanin dhe Ka'bin.

*1. Fillimet e poezisë arabe i kemi me këndimin lavdisë së fisit të vet apo me këndimin kundërlavdisë për fisin kundërshtar. Ata i këndonin armës, luftës, verës etj. Poetët gëzonin famë në mesin e fisit, sepse paraqisnin hallkë të rëndësishme në luftën e përgjithshme për dominim të fisit. Kishte disa vende ku shfaqeshin aftësitë poetike para Islamit, por më i njohuri ishte në Ukadh, një lloj panairi garues për poetët, kurse poezia që ata krijonin quhej Mual-laka (poezia e varur), sepse poezia fituese varej në muret e Qabesë përjetësisht. Në periudhën e hershme dalloheshin dy lloje poezish: hixha` (satira) dhe fahr (lartësimi i vetvetes). Formë të pavarur ka pasur edhe vargu nasib (vargu erotik), por meqë kishte rol dhe rëndësi individuale, megjithatë vinte pas vargut të kasides (odës).*
*Kasida paraqiste formën më të kultivuar e të rafinuar të shprehjes poetike (Nerkez Smailagić, Klasična kultura islama, II, Zagreb, 1976, fq. 96), e cila ishte nga periudha parakuranore, por formën përfundimtare dhe të përkryer e mori në shekullin VI (Kasida kishte tre pjesë kryesore: nasib, si hyrje, madih, si pjesa kryesore dhe hatim si epilog, me natyrë didaktike. Sipas: Nerkez Smailagić, Leksikon islama, Sarajevë, 1990, fq. 334 -336). Poeti më i njohur i kësaj periudhe është Imru'l-Kajsi, pastaj Zuhejr ibn Ebi Sulma, Tarafa ibn'ul-Abdi, Antara ibn Sheddadi, Amr ibn Kulthumi, Lebid ibn Rebia dhe Harith ibn Hil-liza El-Jeshkuri (Për mual-lakatet shih: Jusuf Ramić, Obzorja arapsko-islamske književnosti, Sarajevë, 1999, fq. 9-35); Shih edhe: Arthur John Arberry, The Seven Odes (al-Mu'allaqat), London -New York, (pa datë botimi), në:* https://www.scribd.com/doc/32127925/Arthur-John-Arberry-The-Seven-Odes-al-Mu-allaqat. *(Qasja: 26.3.2019). 2. Disa nga poetët që silleshin si konkurrentë të Kuranit dhe fesë islame dhe të përbuzur nga masa besimtare ishin Ebu Azzau, Nadr b. El-Harithi dhe Ka'b ibn Eshrafi. Sipas: Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 340. 3. Sipas: N. Smailagić, Leksikon, fq. 342. 4. Marija Gjukanoviq & Rade Bozhoviq, Letërsia arabe, në: Grup autorësh, Historia e Letërsisë Botërore, Prishtinë, 1987, fq. 112-113. Për shkak të hapësirës në këtë shkrim vetëm do t'ju ofrojmë literaturë për zgjerimin e njohurive: Nerkez Smailagić, Leksikon, fq. 348 e tutje dhe: Sulejman Grozdanić, Stara arapska poezija, Sarajevë, 1971., fq. 20. 5. M. Gjukanoviq & R. Bozhoviq, po aty, fq. 108. 6. Citati sipas: Jusuf Ramić, po aty, fq. 65. 7. Sipas: Nerkez Smailagić, Leksikon, fq. 341. 8. Lexo një studim të mirë për poezinë paraislame dhe islame: Esad Duraković, Prolegomena za historiju književnosti orijentalno-islamskoga kruga, Sarajevë, 2005, fq. 228, e sidomos fq. 223-275. 9. Këtë e pohon edhe orientalisti anglez E. J. W. Gibb, A History of Ottoman Poetry, London, 1902, fq. 16 e tutje, sipas: Hasan Kaleshi, Kontributi i shqiptarëve në dituritë islame, Prizreni, 1411/1991, fq. 19. 10. Shih: HasanKaleši, Prizren kao kulturni centar za vreme turskog perioda, Gjurmime albanologjike, 1/1, 1962, Prishtinë, fq. 101-113. Krhs.:FuadKoprulu, Opči pogled na razvoj turskog jezika i književnosti u Anadoliji (XIII-XVI), revista Islamska Misao, IX/1987, nr. 107-108, Sarajevë, fq.28 etj. 11. Thuhet se bejtexhinjtë shekuj më parë organizonin edhe gara letrare në Teqenë e Bektashinjve në Tetovë, por për shkaqe historike emrat e poetëve dhe 'prodhimet' e tyre nuk kanë arritur deri te ne. Shih: Letërsia shqipe në Maqedoni,* https://zeri.info/kultura/34886/prezantohet-ne-prishtine-letersia-shqipe-ne-maqedoni/. *12. Hasan Kaleshi, Kontributi, po aty, fq. 10. 13. Hasan Kaleshi, Kontributi, po aty, fq. 38-46. 14. Shih disa nga kontributet e autorëve shqiptarë për krijimtarinë shqiptare islame: Hajdar Salihu, Poezia e bejtexhinjve, Prishtinë, 1987; Mahmud Hysa, Alamiada shqiptare, I-II, Logos-A, Shkup, 2000; Abdullah Hamiti,* Nezim Frakulla dhe Divani i tij shqip, *Logos-A, Shkup, 2008 etj.*

Dr. Ejup Haziri

# Ngritja e duarve dhe lutjet (amini)

me që amini dhe lutjet që bëhen në të, nuk janë pjesë e brendshme e namazit, ngase ato bëhen pas selamit, atëherë sigurisht se kjo temë nuk e ka rëndësinë sikurse temat e kaluara. Megjithatë trajtimi i kësaj tematike bëhet më se i nevojshëm kur flitet për pretendimet e disave se kinse amini qenka i pabazë dhe jolegjitim.

## Çështja e aminit mes përkrahësve dhe refuzuesve

Çështja e ngritjes së duarve, gjegjësisht *amini* dhe përshkimi i duarve për fytyre, që zakonisht bëhet në fund të namazit është një çështje sekondare për të cilën është krijuar zhurmë e panevojshme në kohën e fundit, madje kanë debatuar dijetarët dhe janë polarizuar opinionet e kundërta të tyre, një pjesë e kanë kundërshtuar legjitimitetin e duave dhe ngritjes së duarve, përderisa pjesa më e madhe e dijetarëve e shohin si të ligjshme dhe mendojnë se nuk ka tekst që e ndalon një gjë të tillë.

**Duaja, ngritja e duarve, madje edhe vet *dhikri*, që të gjitha këto bëhen pas selamit, që nënkupton se namazi ka përfunduar me dhënien e selamit dhe se pas tij (selamit), namazfalësi e ka kompletuar namazin.**

Realisht nuk ka ndonjë tekst që e ndalon ngritjen e duarve dhe recitimin e ndonjë lutjeje, andaj kjo çështje duhet trajtuar nga shumë prizma dhe duhen ngërthyer elemente të ndryshme, përndryshe trajtimi e humb efektin. Nisur nga kjo, rezulton se duaja, ngritja e duarve, madje edhe vet *dhikri*, që të





gjitha këto bëhen pas selamit, që nënkupton se namazi ka përfunduar me dhënien e selamit dhe se pas tij (selamit), namazfalësi e ka kompletuar namazin. Dhikri dhe duaja janë lutje që bëhen pas namazit. Si të tilla nuk kanë karakter shfuqizues të namazit dhe nuk mund të kenë efekte në konotacionin negativ ndaj namazit, ndërsa mund të kenë karakter dhe të luajnë rolin e përmirësimit të namazit, gjegjësisht plotësimin e ndonjë boshllëku dhe faljen e ndonjë gjynahu që ka qenë pjesë përbërëse e namazit, qoftë nga pakujdesia apo nga ndonjë shkak tjetër.

Pohimit të kundërshtarëve se duaja dhe ngritja e duarve nuk kanë ligjitimitet, i janë përgjigjur pala tjetër se nëse nuk ka ndonjë tekst që e lejon duanë dhe ngritjen e duarve (sic), gjithashtu nuk ka ndonjë tekst që e ndalon një gjë të tillë. Andaj, në mungesë të teksteve që e ndalojnë një gjë të tillë, namazfalësi pasi që ka dalë nga namazi (pas selamit), ka të drejtë të bëjë dhikër e dua dhe të ngrejë duart lart sa të dëshirojë. Si rrjedhojë e kësaj, pyetja nuk duhet bërë se a ka tekst që e legjitimon një gjë të tillë, porse duhet bërë në këtë formë: "A ka tekst që e ndalon një gjë të tillë?" E, përderisa nuk ka tekst që e ndalon, atëherë gjërat në parim janë të lejuara. Shto kësaj edhe dy elemente të rëndësishme; e para: Është raportuar se i Dërguari i Allahut ka bërë dua pas namazit dhe se ka hadithe që në forma të ndryshme apelojnë për një gjë të tillë.

E dyta: Praktika e myslimanëve që nga gjeneratat më të hershme e deri në ditët e sotme, ka njohur dhe ruajtur formën e duasë dhe ngritjes së duarve në namazet e ndryshme. Po të kishte ndalesë, sigurisht se një gjë e tillë nuk do të aplikohej gjeneratë pas gjenerate në kohë dhe vende të ndryshme.

Librat e sires (historisë) tregojnë se, kur i Dërguari i Allahut po falej në afërsi të Qabesë, dikush nga kurejshët ia kishte hedhur mbeturinat në kokën e tij. Dikush ia kishte hequr ato nga koka e tij dhe i Dërguari e kishte vazhduar namazin. Ai kishte dhënë selam dhe pas selamit i kishte ngritur duart e tij dhe ishte lutur. Ngritja e duarve dhe lutja ishin bërë menjëherë pas namazit. Pa marrë parasysh se ngritja e duarve dhe lutjet a janë bërë për arsyen e futjes së frikës në zemrat e kurejshëve apo për ndonjë arsye tjetër, ngjarja është dëshmi e qartë se një gjë e tillë është legjitime dhe nuk ka ndonjë pengesë sheriatike.

Ngritja e duarve në një rast dhe mosngritja e tyre në shumë raste të tjera tregojnë se kjo çështje është e lirë për namazfalësin. Kush do i ngre duart dhe lutet e kushdo ngrihet dhe largohet, për këtë nuk ka ndonjë qortim, mirëpo lutja individualisht apo kolektivisht është më e preferuar sesa ngritja pa ndonjë arsye.

## Çfarë thanë dijetarët?

Përkundër zërave të atyre që çështjen e aminit dhe duasë e konceptojnë si një risi e cila paska filluar të praktikohet në kohën e fundit dhe e cila sipas tyre qenka e pabazë dhe jolegjitime, realiteti dhe praktika e myslimanëve tregon krejtësisht ndryshe, sepse amini dhe duaja janë praktikuar në vazhdimësi dhe se kjo çështje nuk i përket kohës sonë, ngase dijetarët e hershëm nga të gjitha anët prej të gjitha shkollave juridike kanë folur për të. Ndonëse siç kam sinjalizuar edhe në fillim ka polarizime mendimesh.

Në librin "Durreru-l hukkam fi sherh Gurreru-l ahkam" nga shkolla hanefite, pasi që përshkruhet në tërësi e vijimësi forma e namazit, në fund bëhet edhe përshkrimi i duasë dhe ngritjes së duarve, autori përmend gjërat e lavdëruara që bëhen në fund, siç është ngritja e duarve gjatë lutjes (aminit) deri tek gjoksi i tij, përderisa gishtat e duarve të jenë të kthyer kah fytyra e tij, e kjo formë duhet të shoqëro-

**Si amini ashtu edhe përshkimi i fytyrës me duar pas aminit, përmenden në të katër shkollat juridike dhe asnjëra prej tyre nuk i konsideron nga gjërat e ndaluara, përkundrazi që të gjitha i shohin në suaza të lejimit apo rekomandimit.**

het me frikërespekt dhe përulje. E në fund (pas mbarimit) e përshkon fytyrën me duart e tij.

Njëri ndër dijetarët më të mëdhenj të shkollës shafie, Neveviu, kur flet për gjërat e lavdëruara të duasë, sipas kohëve, vendeve dhe gjendjeve, mes të tjerash thotë: "... Dhe se ai i ngre duart (bën amin) dhe në fund e përshkon fytyrën pasi të mbarojë (amini)..."

Çështja e ngritjes së duarve dhe amini kur është trajtuar nga juristët e shkollave juridike është trajtuar nga konteksti i gjërave të rekomanduara apo të pëlqyera që duhen bërë pas namazit, ndonëse jo në mënyrë obligative, por si çështje e lirë dhe shumë e preferuar. Ai i cili lexon librat e juristëve myslimanë nga cilado shkollë juridike, gjen në kapitujt e namazit, gjërat e lavdëruara apo të pëlqyera që duhet të bëhen pas namazit, ku bëjnë pjesë dhikri dhe amini.

## Çështja e duave në amin dhe përshkimi i duarve pas tyre

Sa u përket lutjeve që mund të bëhen në amin, ato janë të llojllojshme dhe të ndryshme, ajo që vlen më tepër të potencohet është fakti se dijetarët kanë rekomanduar që lutjet të fillojnë me falënderim ndaj Allahut e më pas namazfalësi mund të përzgjedhë dua që janë të njohura për nga përdorimi i tyre në amin, apo edhe mund të formulojë dua nga vetja e tij. Është e rekomanduar që pas falënderimit ndaj Allahut, brenda duasë të ketë lutje për mbarë myslimanët e të mos jenë dedikim vetëm në vetën e parë, sidomos kur namazi është kolektiv apo edhe në rastet kur duaja bëhet me zë të lartë. Krejt në fund është e rekomanduar të bëjë lutje për veten e tij, prindërit e më gjerë. Mund të përzgjedhen edhe duatë që kanë ardhur në Kuran e që janë të shumta, apo edhe duatë nga suneti profetik. Nuk është patjetër që duatë të bëhen vetëm në gjuhën arabe, mund të bëhen në gjuhën përkatëse të lutësit, meqë amini siç kemi përmendur nuk është pjesë përbërëse e namazit.

Çështja tjetër që ka ngjallur polemika është përshkimi i fytyrës me duar pas aminit, për të cilën nuk ka ndonjë tekst që flet, me përjashtim të disa haditheve, të cilat kanë dobësi dhe asnjëra prej tyre nuk e arrin gradën e hadithit të pranuar (hasen), mirëpo dijetarët një gjë të tillë e kanë parë brenda kornizës së lejimit. Kam përmendur më parë tek amini opinionin e juristëve hanefi kur pas aminit preferojnë përshkimin e fytyrës me duar, ashtu siç përmendet në "Durreru-l hukkam fi sherh Gurreru-l ahkam" : "...E në fund (pas mbarimit të aminit) e përshkon fytyrën me duart e tij.

Thuajse njëjtë mendon edhe juristi i madh shafi, Neveviu, i cilit ngritjen e duarve dhe përshkimin e fytyrës me duar i konsideron ndër gjërat e lavdëruara: "...Dhe se ai i ngre duart (bën amin) dhe në fund e përshkon fytyrën pasi të mbarojë (aminin)..."Neveviu llogaritet njëri ndër kolosët më të mëdhenj të shkencave islame dhe njohës i mirë i hadithit dhe nga dijetarët aktualë asnjëri prej tyre s'mund të krahasohet me të. Përderisa ai çështjen e duasë dhe aminit e sheh si çështje normale, madje e cilëson atë prej gjërave që janë të lavdëruara, atëherë kush jemi ne që në mungesë të teksteve të trajtojmë atë si një çështje të shpikur apo të pabazë?!

Madje, Neveviu, -sikurse edhe shumë dijetarë të tjerë- përmend edhe përshkimin e fytyrës me duar pas aminit, që realisht nuk ka asgjë të keqe dhe nuk është ndonjë risi e kohës aktuale, meqë Neveviu dhe dijetarët e tjerë që flasin për këtë çështje kanë jetuar në shekujt e hershëm, në periudha e vende të ndryshme dhe se asnjëri prej tyre nuk e kanë trajtuar si një gjë jolegjitime, përkundrazi një veprim të tillë e kanë paraparë si të lejuar.

Ajo që vlen të përmendet është fakti se si amini ashtu edhe përshkimi i fytyrës me duar pas aminit, përmenden në të katër shkollat juridike dhe asnjëra prej tyre nuk i konsideron nga gjërat e ndaluara, përkundrazi që të gjitha i shohin në suaza të lejimit apo rekomandimit. Është vështirë të gjesh ndonjë jurist të njohur e të dëshmuar nga koha e tyre e artë, i cili të dëshmojë se një veprim i tillë është i ndaluar, në të kundërtën, gjen me dhjetëra. E, si rrjedhojë e kësaj, çështja e aminit dhe përshkimi i duarve për fytyre duhet të trajtohet ashtu siç është trajtuar nga kolosët e mëdhenj, përndryshe çdo trajtim tjetër është joadekuat dhe jo i qëlluar!

*1. Munla Husrev, El-Kadi Muhamed ibën Feramuz, Durreru-l Hukkam fi Sherh Gurreru-l Ahkam, dar ihja-ul kutub el-arebijeh, pa vit dhe vend botimi, v.I, f.80. 2. Nevevi, Ebu Zekerija, el-Mexhmu' Sherhu-l Muhedhdheb, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v.IV, f.656. 3. Munla Husrev, Durreru-l Hukkam fi Sherh Gurreru-l Ahkam, v.I, f.80. 4. Nevevi, Ebu Zekerija, el-Mexhmu' Sherhu-l Muhedhdheb, v.IV, f.656.*

Dr. Sejid Ramadan El-Buti

# Çka do të ndodhte sikur të gjithë njerëzit të ishin jomedhhebistë?!

Pyesim: çka do të ndodhte sikur të hiqnim dore prej këtyre argumenteve e t'i thirrnim njerëzit (sipas mendimit tonë) që të lirohen prej medhhebeve dhe imitimit të tyre dhe të lundronin në hapësirën e ixhtihadit?

Duke iu përgjigjur kësaj pyetjeje them: Çka do të ndodhte sikur të kërkonim prej të gjithë njerëzve që në projektet e tyre ndërtimore, të heqin dorë prej imitimit të inxhinierëve dhe mbështetjes në ta. Çka do të ndodhte sikur të kërkonim prej të gjithë njerëzve që në çështjet e tyre shëndetësore të heqin dorë prej imitimit të mjekëve, mbështetjes në ta dhe veprimit sipas këshillave të tyre.

Po ashtu në zanatet e ndryshme nëse heqin dorë prej imitimit të njerëzve të specializuar të secilit zanat, duke hedhur poshtë aftësitë dhe njohuritë e tyre? Çka do të ndodhë nëse kërkojmë prej të gjithë njerëzve që të heqin dorë prej imitimit të këtyre specialistëve e në vend të saj të bënin ixhtihad dhe të mbështeten në bindjen vetjake që del si rezultat i këtij ixhtihadi, dhe më pas të na besojnë njerëzit në këtë thirrje dhe të veprojnë ashtu?

Ajo që do të ndodhë si pasojë e kësaj, padyshim se do të ketë çrregullime shkatërruese në ndërtimtari, bujqësi dhe në jetën shoqërore: në këtë mënyrë njerëzit do t'i prishnin shtëpitë e tyre duke menduar se janë duke ndërtuar, do t'i mbytnin njerëzit në emër të mjekimit dhe do të sillnin varfëri dhe humnerë për veten e tyre në emër të punës dhe aktivitetit. E gjithë kjo do të ndodhë, sepse ata ixhtihadin e kanë vendosur jo në vendin e vet dhe e kanë praktikuar pa kushtin e tij. E kanë injoruar sunetin (ligjin, rregullin) e Allahut në këtë botë kur ka vendosur që grupet njerëzore të jenë të lidhura mes vete, në sferën e të ndihmuarit, arsimit dhe këshillimit. Këtë realitet e dinë të gjithë njerëzit, edhe fëmijët e vegjël, bile edhe vetë thirrësit e jomedhhebizmit. Mirëpo, për çka ata njerëz nuk e kuptojnë të njëjtin ligj dhe rregull ne sferën e specializimeve fetare dhe dispozitave të hallallit dhe haramit?!. Nuk e dimë!

**Nëse këtë pasuri të fikhut ua paraqesim erërave të forta që përfaqësohet në ixhtihadin e përgjithshëm të të gjithë myslimanëve, atëherë fundi i këtij fikhu do të jetë sikur fundi i pluhurit që e bart era e fortë.**

Sikur të gjithë njerëzit të futeshin në hapësirën e ixhtihadit në shkencat fetare dhe në dispozitat e hallallit dhe haramit, pasojat që do të ndodhin, janë të njëjtat që ndodhin sikur gjithë njerëzit të futeshin në hapësirën e ixhtihadit në specializimet e kësaj bote. Ne sot posedojmë një fikh të kompletuar që përfshin të gjitha gjendjet e njerëzve në mënyrë individuale



dhe në atë shoqërore, fikh, të cilin e kanë nxjerrë dhe e kanë shkruar imamët muxhtehidë dhe shokët e tyre dijetarë. Ai sot është para nesh i kompletuar dhe sikur me gjuhën e tij na thotë: "Mes jush dhe praktikimit të këtij fikhu në çështjet civile, penale etj., nuk ka diç tjetër pos ta formuloni në mënyrën që ju e dëshironi!".

Nëse këtë pasuri të fikhut ua paraqesim erërave të forta që përfaqësohet në ixhtihadin e përgjithshëm të të gjithë myslimanëve, atëherë fundi i këtij fikhu do të jetë sikur fundi i pluhurit që e bart era e fortë. Do të shohim se pasi që ishim para një fikhu të fortë e të paluhatur, tashmë jemi para një mbeturine që përbëhet prej pluhurit, gurëve të shpërndara atje këtu. Kjo është një pasojë, të cilën nuk e kundërshton atë pos mendjemadhi i ndonjë tipit të çuditshëm. Sot, para myslimanit ekziston një rrugë e lehtë për të kuptuar dispozitat e namazit, agjërimit, zeqatit dhe të gjitha çështjet që kanë të bëjnë me jetën e tij personale, nëpërmjet një libri të vogël, i përgatitur sipas rregullave të ndonjë medhhebi prej katër medhhebeve, që përmban në mënyrë të shkurtër dispozitat e sheriatit. Në këtë rast, personi nuk është i obliguar që t›i mësojë argumentet e këtyre dispozitave, përderisa ai nuk është muxhtehid, sikur që ishte rasti me shumë njerëz kur kërkonin fetva prej sahabëve dhe tabiinëve, pa kërkuar argumente.

Nëse e angazhon secilin mysliman që të bëjë ixhtihad dhe hulumtime në argumente dhe e largon prej këtyre librave, prej të cilëve ka pasur mundësi që të mësojë dispozitat e hallallit dhe haramit duke imituar ndonjërin prej imamëve muxhtehidë, kjo do të thotë se ti në mënyrë të qartë i ke thënë atij: Hukmi i Allahut rreth problemeve me të cilat ballafaqohesh është ajo që të ka udhëzuar në të bindja jote vetjake!. Pas kësaj, prite që të gjesh sheriatin islam vetëm emër pa pasur diç për të emërtuar, titull pa tema dhe ndërtesë sikur varri i Nasredin Hoxhës: mur në të cilin është vendosur një derë ndërsa pas murit tokë e gjerë në të cilën jetojnë egërsirat.

**...i konsiderojnë mendimet e tyre si armë për të luftuar imamët e medhhebeve, bëjnë ndërprerjen e fortë mes tyre dhe mes popullatës islame dhe nxisin fitne dhe përçarje në xhamia dhe vende të ndryshme sa herë që u jepet mundësia...**

Por, nëse, pasi që e ke larguar prej këtyre librave dhe imamëve të tyre, e merr atë person për të kërkuar prej tij që të mësojë prej librave të tjerë që i kanë shkruar njerëz të tjerë dhe e obligon atë që t'i imitojë ata, ti me këtë nuk ke bërë asgjë më tepër, pos asaj se e ke obliguar që të heqë dorë prej imitimit të Shafiiut, Ebu Hanifes, Malikit dhe Ahmedit e të imitojë filanin dhe filanin prej bashkëkohorëve. Kjo gjë nuk ka kuptim tjetër pos urrejtje ndaj katër imamëve dhe imituesve të tyre si dhe fanatizëm për filanin dhe filanin.

Një herë një studentit, i cili u fal afër meje dhe i cili e lëvizte gishtin pa ndalur në teshehud (et-tehijjat), i thashë: «Pse e lëviz gishtin kështu?», tha: "Sepse është sunet i transmetuar nga Resulullahi a.s.". I thashë: "Cili është hadithi i transmetuar në këtë çështje, çfarë grade të saktësisë ka dhe ku është fjala që tregon se është për qëllim kjo lëvizje e pandërprerë?". Studenti Tha: "Nuk e di, por do të pyes për të dikë prej njerëzve!"

Sikur ai kur e sheh veten se nuk e di argumentin të thoshte: E imitoj në këtë çështje medhhebin e imam Malikut, do të rehatonte veten, do të na rehatonte ne dhe do ta kryente obligimin e tij. Pra, ky njeri është larguar nga imitimi i njërit prej katër medhhebeve, jo për diç tjetër, përpos që të lidhet me imitimin e një personi tjetër. Sikur ky njeri të vazhdonte tërë jetën e tij duke imituar vetëm këtë person, nuk do t'i thothin atij ata njerëz: E ke haram të imitosh një person të caktuar, sikur që thonë për ata që imitojnë imamët e katër medhhebeve!!. Pra, a nuk e sheh fanatizmin në format dhe dukuritë më të këqija të tij?!

Nuk na dëmton që këta jomedhhebistë të kenë ixhtihade të veçanta në dispozitat e sheriatit islam, me të cilat kundërshtojnë xhumhurin e imamëve dhe pajtohen në mendime me kë të duan prej të tjerëve. Kjo nuk na dëmton, sepse ndoshta disa prej tyre mund të hulumtojnë dhe të përpiqen deri në maksimum në disa çështje të fikhut, gjë që e bën të aftë për ixhtihad, së paku sipas bindjes së tij. Ne mund të pranojmë ndonjë mendim që është në kundërshtim me mendimin e tyre, mund që mendimin e xhumhurit ta konsiderojmë më të pranuar, mund që të mos pranojmë aftësinë e tyre për ixhtihad, mund që në të gjitha këto çështje të diskutojmë me ta në mënyrë vëllazërore dhe të qetë nëse e kërkon nevoja. Mirëpo, në mendimin e tyre që e kanë zgjedhur në emër të ixhtihadit nga Kurani dhe suneti nuk e marrim si temë për të nxitur përçarje dhe mosmarrëveshje.

Po, nuk kemi punë me ata që e konsiderojnë lëvizjen e gishtit në teshehud si më të pranuar, ose faljen e namazit të teravisë tetë rekat si më



të pranuar, ose nuk është i mendimit sipas tij se ka arsyetim falja e namazeve farze kaza që janë të lëna me qëllim. S'ka dyshim se në mesin e imamëve dhe fukahave ka pasur që i kanë dhënë këto mendime. Nuk është risi në historinë islame që disa njerëz të konsiderojnë veten se janë muxhtehidë e të zgjedhin për vete disa medhhebe në disa çështje të fikhut, pa marrë parasysh se a janë njerëz që në realitet mund të bëjnë ixhtihad apo jo.

Mirëpo, atë që e refuzojmë dhe që na dëmton është kur ata njerëz i konsiderojnë mendimet e tyre si armë për të luftuar imamët e medhhebeve, bëjnë ndërprerjen e fortë mes tyre dhe mes popullatës islame dhe nxisin fitne dhe përçarje në xhamia dhe vende të ndryshme sa herë që u jepet mundësia, plotësisht siç është rasti i shumicës së tyre tash. E kanë lenë daven për në rrugë të Allahut dhe në fenë e Tij, kanë hequr dorë prej të devijuarve që kanë rënë në dalalet dhe dyshime të ndryshme dhe merren me ata njerëz fetarë që i kundërshtojnë ata në mendime ose është i vendosur në imitimin e ndonjërit prej katër medhhebeve ose deklarohet haptazi se është i paaftë për ixhtihad dhe se ka nevojë për imitim. Me këta njerëz nxisin diskutime pafund, që rezultojnë urrejtje të paarsyeshme. I akuzojnë ata se janë në dalalet, imamët e tyre me injorancë dhe librat e tyre i cilësojnë si të ndryshkur dhe të devijuar!!

Nëse në dorën e ndonjërit shohim ndonjë tespih, me të cilin rregullon dhikrin e tij, i vërsulen atij dhe e akuzojnë se është në dalalet dhe bidatxhi. Nëse muezini pas ezanit haptazi çon salavate për Muhamedin a.s., i sinjalizojnë atij me akuzën e shirkut dhe ia tërheqin vërejtjen që të mos e përsërisë. Nëse njerëzit e preferojnë që të falin namazin e teravisë në xhaminë e tyre njëzetë rekate, nxisin në xhami fitne që s'ka fillim e as mbarim, derisa brenda xhamisë njerëzit nervozohen dhe e ngrenë zërin me sharje dhe fyerje. Ende më kujtohet kur një natë prej netëve të Ramazanit më vizituan pas namazit të jacisë një grup prej njerëzve të rëndomtë që ishin mbi pesëmbëdhjetë burra. Në fytyrat e tyre shiheshin shenjat e një konfrontimi që kishte ndodhur para se të vijnë tek unë. Kërkuan prej meje që të bëj diçka që të ndal fitnen dhe grindjet që kishin ndodhur në xhaminë e tyre për shkak se një njeri në atë vend kishte sjellë vendim se është haram të falet namazi i teravisë mbi tetë rekate. Ky njeri kishte qëndruar i vendosur në vendimin e tij derisa kishte filluar kacafytja mes tyre brenda xhamisë dhe se shtëpia e Allahut ishte shndërruar në ring, në rrugë të shejtanit!

Çka i dëmton ata që të falin namazin si të duan e të na lënë ne të qetë që të falim edhe ne si e besojmë, qoftë me anë të imitimit ose ixhtihadit?!. A nuk është i gjithë interesimi i tyre që ta konsiderojnë veten se kanë fuqi për të kuptuar dispozitat e sheriatit prej Kuranit dhe sunetit pa iu përmbajtur medhhebit të ndonjë imamit muxhtehid? Ja pra ne i lamë që të supozojnë për vete këtë, atëherë le të themelojnë për vete -siç dëshirojnë- një medhheb të ri dhe të fortë krahas katër medhhebeve ekzistuese. Le ta formulojnë atë vetëm prej dhjetë çështjeve prej çështjeve të fikhut dhe le të shëtitën në to si të duan e të largohen prej fikhut të imamëve dhe ixhtihadeve të tyre sa të duan!.

## Pse i akuzojnë të tjerët se janë injorantë dhe të devijuar?!.

Përse i zgjatin gjuhët e tyre me tallje dhe nënçmim ndaj imamëve të katër medhhebeve, librat dhe imituesit e tyre?!. Për çka humbin kohë që t'i gjejnë atë që e quajnë gabimet e Ebu Hanifes?!. Për çka në mexhlise të ndryshme cenojnë integritetin e Shafiut dhe tallen me fikhun e tij … A ekziston mysliman që i frikësohet Allahut në njohjen e së vërtetës e mandej nuk e di se fikhu hanefi nuk është asgjë tjetër pos dispozita të nxjerra nga Kurani,

suneti dhe kijasi (analogjia)...

Kush është ai njeri i drejtë dhe objektiv që pranon t'i hedhë të gjitha argumentet të cilat flasin për domosdoshmërinë e imitimit të njërit prej imamëve muxhtehidë përderisa ai është i paaftë për ixhtihad, mandej i thërret të gjithë njerëzit që të bëjnë ixhtihad edhe pse nuk janë të asaj kategorie. Po ashtu kërkon prej atyre të lirohen nga imitimi i imamëve muxhtehidë edhe pse para tyre i kanë imituar miliona njerëz. Kërkon prej tyre që t›i nxjerrin dispozitat e hallallit dhe haramit prej Kuranit dhe sunnetit siç kuptojnë dhe siç fantazojnë, edhe pse me anë të saj mund ta copëtojnë sheriatin e Allahut?!. Cili njeri nuk e di se hapja e kësaj dere para të gjithë njerëzve do të thotë që armiqve të sheriatit islam t'ua mundësosh që ta copëtojnë atë, pjesë pjesë me thikën e ixhtihadit?!

A ka në botën arabe ndonjë të kulturuar që kupton diçka nga realiteti i historisë moderne e që nuk e di mënyrën se si ka depërtuar Britania e Madhe pas pushtimit të Egjiptit në sheriatin islam duke e keqpërdorur atë siç ka dëshiruar? Islami në sytë e Lord Kromerit ishte i prapambetur, i ngurtë që nuk mund të ecë baras me kohën. Ai kërkonte ndonjë mënyrë të përshtatshme për largimin e popullit të Egjiptit prej islamit. Mënyra më e përshtatshme ishte përhapja e idesë së ixhtihadit në mendjet e atyre njerëzve që kishin besuar se është e domosdoshme që jeta të zhvillohet sipas modelit te shoqërive evropiane moderne... Filluan misionarët e Britanisë të bëjnë ixhtihad në sheriatin islam dhe përfunduan me disa risi: ndryshuan ligjet e së drejtës civile, ndaluan poligaminë, të drejtën e shkurorëzimit, bënë barazimin mes burrit dhe gruas në trashëgimi. Po ashtu u dhanë fetva për ndalimin e hixhabit (mbulesës), lejonin një përqindje të caktuar të kamatës në banka. Autorët e këtyre fetvave i vlerësonin se janë njerëz me diapazon të gjerë dhe kuptues të mirë të shpirtit të islamit.

**O ju njerëz, lini myslimanët që të ecin pas imamëve të tyre, që njerëzit gjatë gjithë këtyre shekujve e kanë pranuar imitimin e tyre dhe bëni ixhtihad, nëse dëshironi ixhtihad në nxjerrjen e dispozitave rreth problemeve bashkëkohore**

Cili është leksioni që duhet ta mësojmë nga ky realitet? Cila është arsyeja që të shkatërrojmë këtë pasuri të madhe të fikhut që e kanë ndërtuar duart e muxhtehidëve të sinqertë sipas konsenzusit të të gjithë shekujve të kaluar, mandej të hapet dera e ixhtihadit para të gjithëve e të lihet anësh kapja për katër medhhebet. Po ajo sëmundje e cila e kaploi derën e ixhtihadit dje, ekziston edhe sot. Duart të cilat janë të përgatitura për të copëtuar dispozitat e islamit me thikën e ixhlihadit sot janë për disa herë më shumë se duart që vepruan dje?!

O ju njerëz, lini myslimanët që të ecin pas imamëve të tyre, që njerëzit gjatë gjithë këtyre shekujve e kanë pranuar imitimin e tyre dhe bëni ixhtihad, nëse dëshironi ixhtihad në nxjerrjen e dispozitave rreth problemeve bashkëkohore, të cilat nuk kanë ekzistuar dje, e as që kanë diskutuar rreth tyre imamët në kohërat e tyre. Nëse e bëni këtë do të lutemi për ju që të keni sukses në punët tuaja. Mirëpo, ju për çudi largoheni prej këtyre gjërave të reja për të cilat nuk kanë diskutuar imamët e mëparshëm dhe që është obligim të bëhet ixhtihad për ta ditur vendimin islam në këtë kohë, siç janë sigurimi i jetës dhe pasurisë, kontratat e ndryshme për tokë mes pronarëve dhe qiraxhinjve etj. Gjithë këtë e lini anash dhe merreni me nënçmimin e katër imamëve duke ua tërhequr vërejtjen njerëzve që të mos i imitojnë ata.

Po për Allahun, nuk kam parë asnjë prej jomedhhebistëve ndonjë ditë që të merret me studimin e ndonjë çështje prej çështjeve të reja për të cilat pyesin njerëzit e rëndomtë çdo ditë për vendimin e tyre. Ata gjithë potencialin e tyre mendor e drejtojnë për të prishur dispozitat që janë vendosur paluhatshëm dhe atë që është ndërtuar. Po ashtu secili prej muxhtehidëve dhe imituesve kanë arsyetim para Allahut si dhe e kanë hequr borxhin që e kanë pasur mbi supat e tyre!. O ju njerëz**!** Lërini dispozitat e paluhatshme të cilat i kanë shkruar imamët më të zgjedhur të myslimanëve, dispozita të cilat i kanë pranuar myslimanët gjeneratë pas gjenerate dhe përvishni mëngët tuaja që të bëni ixhtihad në çështjet e reja për të cilat nuk ka folur më parë asnjë prej imamëve, çështje që njerëzit e rëndomtë kërkojnë të dinë hukmin e Allahut për to.

Nëse nga ixhtihadi juaj mund të nxirrni diçka dhe mund të bëni lidhje mes këtyre dispozitave dhe argumenteve nga Kurani dhe suneti, duke na treguar mënyrën e nxjerrjes së këtyre dispozitave, atëherë do t'jua dorëzojmë juve qafet e katër imamëve dhe do t'ju lëmë që të derogoni ixhtihadin e tyre me ixhtihadin tuaj dhe do t'i thërrasim të gjithë njerëzit që t'ju imitojnë ju në vend të tyre. Bëjeni këtë... kushti është në duart tuaja!

*Shkëputur nga libri: "Jomedhhebizmi"*
*Përktheu: dr. Naser Ramadani*

**Dr. Fadil Maloku**

# Varfëria s' është produkt i të varfërve, por i krimit dhe i korrupsionit

("Zëri i stomakut është më i fortë dhe më tingëllues sesa zëri i ndërgjegjes...")

## 1. Çka nënkuptojmë me varfëri?

Varfëria (*poverty*) në kuptimin më të thjeshtë dhe më të logjikshëm nënkupton një gjendje apo një lloj statusi i njerëzve të cilëve u mungojnë mjetet elementare të reproduktimit biologjik e social, apo që gjenden në vazhdimësi në buzë të ekzistencës fizike. Sot në botën e shpjegimeve ekskluzive shkencore, çështja e përkufizimit të kësaj problematike është një mënyrë adresë valide për të kuptuar shkallën dhe statusin e shtresave sociale të një shoqërie bashkëkohore. Sociologët duke qenë mjekë të këtyre fenomeneve dhe dukurive, varfërinë përpiqen ta identifikojnë më tepër si pjesë të shoqërive margjinale, unë do shtoja edhe shoqërive që gjenden në procesin e tranzicionit. Shtrohet pyetja përse, vendeve të tranzicionit?

Arsyeja e parë ka të bëjë me çështjen e kuptimit të varfërisë si mjet mbijetese i shtresave dhe grupeve të ndryshme margjinale që secila shoqëri i ka në ambientet e veta, pa marrë parasysh shkallën e zhvillimit dhe emancipimit social, kulturor e ekonomik. Arsyeja e dytë, ka të bëjë kryesisht me peshën e shtresëzimit të kategorive shoqërore, proces ky që është i natyrës së përkohshme edhe për faktin se këto kategori gjithnjë atakohen nga: a) mënyra e rehabilitimit të statuseve ekonomike dhe shtresëzimit social që vjen shkaku i procesit transitiv në të cilin gjenden ato, dhe: b) procesit të seleksionimit social (*kjo vlen sidomos për vendet postkomuniste që nuk kishin përvojë të segregacionit ekonomik prej nga prodhohen klasat që, thënë me gjuhën marksiste, e identifikojnë formacionin kapitalist*).

## 2. Cilët parametra sociologjikë e identifikojnë varfërinë

Sot shumica e sociologëve janë të pajtimit se ekzistojnë dy parametra apo dy tregues kryesorë, përmes të



cilëve mund të identifikohet niveli i varfërisë së një vendi. Njëri, që ka të bëjë me **varfërinë absolute** (*apo thënë më thjesht shkallën e rrezikshmërisë së skajshme që identifikohet edhe me vetë mbijetesën*) dhe tjetri me **varfërinë relative**. Por të shohim se çka paraqesin secila nga këto nivele:.

Varfëria absolute (*pauperage)*, në diskursin bashkëkohor sociologjik nënkupton pamundësinë e posedimit të mjeteve elementare ekzistenciale, pra atyre fizike siç janë: ushqimi i mjaftueshëm, strehimi (*që nënkupton: ujë të pijshëm dhe kulm mbi kokë...*) shërbimet cilësore shëndetësore, si edhe një shkollim elementar. Standarde këto që sukcesivisht do të duhej të vlejnë për të gjitha kategoritë dhe të gjitha vendet pa dallim etnie, race, statusi social etj. Kurse, varfëria relative nënkupton perceptimin e dallimeve midis dy grupeve kryesore për nga cilësia dhe kushtet e jetës, pra kushte që pak a shumë ofrojnë mundësinë e mbijetimit ekonomik, por jo edhe të ndonjë standardi premtues për të ardhmen.

## 3. Kuptimi i varfërisë në planin global

Meqë, kriteri i pranueshëm për të identifikuar shkallën e varfërisë në kushtet dhe rrethanat e procesit të globalizimit, ngandonjëherë diskursin mbi definimin e konceptit të varfërisë e relativizon deri në masën e mbijetimit, atëherë duhet pranuar që edhe të kuptuarit e kësaj dukurie varet shumë nga faktorët e tjerë (të shumtë) socialë që ndikojnë në perceptimin tonë për të. P.sh. perceptimi ynë kosovar mbi këtë dukuri kërkon mekanizma dhe detyrimisht edhe kritere të tjera që në fakt kuptimin e varfërisë e reduktojnë deri në varfëri të cilësuar si të skajshme që

**Diçka që p.sh. në një shoqëri perëndimore trajtohet si varfëri, tek ne në Kosovë apo në cilindo vend që ka një buxhet nacional mbijetues, trajtohet si një luks i llojit të vet**

për demografinë dhe gjeografinë tonë është e natyrshme dhe normale. Kurse, për një shoqëri tipike evropiane perëndimore, përkufizimi apo cilësimi kësisoj mund të kuptohet ngandonjëherë edhe si diçka alarmuese në sensin e përkujdesjes dhe masave preventive që atje marrin institucionet e tyre shtetërore dhe civile. E themi kështu edhe për shkak se diçka që p.sh. në një shoqëri perëndimore trajtohet si varfëri, tek ne në Kosovë apo në cilindo vend që ka një buxhet nacional mbijetues, trajtohet si një luks i llojit të vet! Thënë më thjesht, çështja e përkufizimit merret si diçka e papërfunduar edhe për shkakun se përkujdesja që ushtrohet ndaj kategorive të rrezikuara sociale në një shoqëri bashkëkohore, konsistohet si njëlloj obligimi institucional. Por duke marrë parasysh kriterin e statusit social, si edhe prestigjin (*që është i domosdoshëm kur bëhen matjet e kësaj natyre*) në shoqëri që e gëzojnë kategoritë e ndryshme sociale atëherë pa mëdyshje edhe çështja e përkufizimit se çka nënkuptojmë me konceptin varfëri, normalisht relativizohet.

Në vendet perëndimore, sot bie fjala pak a shumë ekziston një përkufizim i shkallës së statusit social që identifikohet me nivelin e varfërisë. Për dallim nga SHBA-ja (*që kanë kritere strikte në të gjitha nivelet për këtë çështje)* shtetet dhe vendet e tjera demokratike, kanë një përkufizim zyrtar ta quajmë kështu të asaj se çka në të vërtetë cilësohet varfëri e shkallës së lartë dhe asaj të ulët. Anglia p.sh. nuk ka në sirtarët e saj shtetërorë ndonjë dokument të përkufizimit dhe cilësimit të varfërisë, ngase ekspertët britanezë përdorin tregues dhe parametra të tjerë të cilët më shumë i ngjasojnë ndihmës sociale që kategoritë e rrezikuara marrin nga shteti në formë të benificioneve të ndryshme, sesa ofertës reale që ofron atje shteti.

## 4. Kush është i varfër në Kosovë?

Në kushtet dhe rrethanat kur nuk kemi eksplorime meritore shkencore, pra ku shteti që me institucionet dhe projektet e veta do të duhej të paktën në vija të trasha të merrej me analiza të thukëta lidhur me procesin e stratifikimit social, është e pamundur të japim ndonjë diagnostikifim të saktë se çka nënkuptojmë me varfëri, pastaj ku janë limitet e varfërisë sonë sociale, cilët faktorë e determinojnë shkallën e kësaj varfërie, apo cilat kritere duhet të konsiderohen të vlefshme për të cilësuar dikënd se është i varfër apo jo. Por, duke u nisur nga disa parametra dhe tregues logjikë, kujtojqë ndjekja e rrugës së statistikave pra posedimit me numra të pasurisë së qytetarëve të Kosovës që fare s'i kemi askund, më duhet të shërbehem me analizën e përmbajtjes (*një metodë që deri diku premton identifikimin, por jo edhe përkufizimin e konceptit të varfërisë*) e cila nivelin e varfërisë nacionale e identifikon si diçka që akoma është në trend të thellimit të diferencave sociale midis popullsisë. Nëse i adresohemi kësaj metodologjie, kuptojmë që Koso-

va ka trashëguar (*gjithnjë në nivel nacional*) një varfëri të shkallës së lartë që kur të përkthehet në numra na del se: Kosova ishte shtatë herë më e pazhvilluar sesa Sllovenia: gjashtë herë sesa Kroacia: pesë herë sesa Serbia, katër herë..., pra një trashëgimi të lartë nacionale të varfërisë. Kësaj varfërie të trashëguar, kur t'i shtojmë edhe treguesite tjerë të luftës së ndodhur (*që askush nuk i di?!)* na del se jemi një vend tipik me një varfëri *sui generis* (*ashtu siç e kemi edhe shtetin dhe të gjitha të tjerat!*) pra, shkatërrimeve që ajo solli në sferën: ekonomike e sociale, së bashku me procesin e privatizimit të ndodhur dhe me migrimet e një pjese të popullsisë nga pjesët rurale në ato urbane, atëherë veç mund të imagjinojmë shkallën e varfërisë(!) dhe rrezikun nga ndonjë eksplodim social që mund të ndodhë në çdo kohë...

## 5. Kush është i pasur në Kosovë?

Thënë më shkurt, në Kosovë është duke ndodhur një fenomen i çuditshëm që aparatura shkencore sociologjike e ka vështirë ta fusë në dioptrinë e vet. Kjo ndodh për shumë arsye. Kryesorja, unë mendojë që ka të bëjë pak a shumë me mungesën e një përvoje në ndërtimin e kapaciteteve dhe resurseve institucionale demokratike e me këtë edhe me fuqizimin e logjikës së një akumulimi fillestar të natyrshëm të kapitalit që do të prodhonte pa dhimbje të mëdha dallimet sociale përmes një konkurrence lokale të atyre që në të kaluarën kishin trashëguar apo kishin arritur të akumulonin bile kapital fillestar për të hyrë në konkurrencë të brendshme, pse jo edhe të jashtme.

Absurdi i kapitalizmit kosovar, qëndron që diferencimi i shtresave ka filluar jo si pasojë e konkurrencës së këtij kapitali, pra një



logjike të shëndoshë ashtu siç ka ndodhur gjithkund në demokracitë e avancuara, por si pasojë e shfrytëzimit të privilegjeve që ofron pushteti.

Kështu, ju sot mund të identifikoni njerëz apo elita të tëra pushtetarësh që deri dje nuk kanë pasur në pronësi të tyre as një biçikletë te vetme (!), kurse sot kanë pallate, pasuri të patundshme marramendëse, para në konto që as vetë nuk e dinë se sa, si edhe janë të mbrojtur me ligjet që grupet e ndryshme interesi i kanë fuqizuar në parlamentin e Kosovës! Për të qenë absurdi edhe më i madh, diferenca sociale është gjithnjë duke u ashpërsuar, dhe kujtojqë nuk do të jetë ndonjë befasi rebelimi i shtresës së rrezikuar sociale...

## 6. Ku janë gjeneratorët e varfërisë në Kosovë?

Sot mund të thuhet se ekzistojnë midis të tjerash dy teori apo dy botëkuptime mbi agjentët që e prodhojnë nivelin e varfërisë sociale tek ne në Kosovë.

Njëra, e cila statusin e të qenit i varfër (*në kuptimin ekonomik*) e adreson tek shtresa apo kategoria sociale e cila me indiferencën e vet ndaj proceseve dhe zhvillimeve sociale në vendin e vet pra, duke bërë sehir dhe duke u vetëkënaqur me gjendjen dhe statusin e vet shoqëror, ua mundëson shtresës së pushtetarëve të ushtrojë përveç sundimit dhe menaxhimit me nivelin e mirëqenies sociale përmes aparatit të shtetit (*në vend që kjo të ndodhte përmes kapitalit dhe konkurrencës së tregut, shihe ti absurdin!*) edhe shfrytëzimin e saj përmes mekanizmave "demokratikë"! Thënë më troç(!), varfëria në Kosovë, nuk është produkt i të varfërve, por i shtetit (*lexo menaxhimit të dobët të elitave politike*) që me çdo kusht ushtron presion psikologjik, financiar e sidomos atë juridik për të ruajtur privilegjet dhe për t'u pasuruar në mënyrë të pandershme…, pra, krimit të organizuar dhe sidomos korrupsionit!

Dhe teoria tjetër (*për mendimin tim*) shpjeguese, na adreson gjithashtu sërish kah shtresa elite e pushtetarëve tanë, në sytë e të cilëve përzgjedhja e statusit social të shtresave të varfra (*te ne thuhet populli e unë them qytetarëve*) është pasojë: e dobësive morale e fizike, pastaj vetëkënaqësisë së trashëguar për të mos u pasuruar, mungesës së talentit dhe aftësive "intelektuale" e "menaxheriale" si edhe motivimit të pamjaftueshëm për të ndryshuar statusin e vet social. Këtë perceptim të këtillë më ka rastisur ta dëgjojë shumë shpesh përmes intervistave të thella që kanë bë studentët e mi me elitat tona: politike, të biznesit dhe ato ekonomike.

**Seid El-Kahtani**

# Pasojat e mëkateve për shoqërinë

Kush i ngriti vendbanimet e popullit të Lutit në mënyrë që melekët ta dëgjojnë lehjen e qenve të tyre, dhe pastaj i përmbysi, ashtu që ajo që ishte lart mbeti poshtë. I shkatërroi të gjithë, pastaj bëri që të vriteshin me gurë nga qielli të cilët binin sikur shiu.

Mëkatet kanë një ndikim të madh për shoqërinë dhe popujt, në vazhdim disa shembuj për këtë:

## 1. Shkatërrimi i popullit (njerëzve) për shkak të mëkateve

Nuk ka dyshim se të gjitha dëmet në dynja dhe në ahiret lindin për shkak të mëkateve. Çka tjetër, pos mëkatit, e nxori Ademin dhe Havën nga xheneti, nga shtëpia e kënaqësisë, begatisë, bukurisë dhe gëzimit – për në shtëpinë e dhimbjeve, pikëllimit dhe fatkeqësive.

*Çka e dëboi Iblisin nga mbretëria qiellore?*

Mbeti i mallkuar, e jashtmja dhe e brendshmja e tij u shtrembëruan. Forma e tij u bë më e shëmtuara. Brendësia e tij është shumë më e shëmtuar sesa pamja e tij. Afërsia iu zëvendësua me largësinë, mëshira me mallkimin, bukuria me shëmtinë, xheneti me zjarrin që flakëron, kurse besimi (imani) me mosbesimin (kufrin).

*Çka i përmbyti të gjithë banorët e tokës, ashtu që uji i vërshoi majat e maleve?*

Çka e urdhëroi erën mbi popullin Ad deri sa ajo erë i hodhi të vdekur në tokë, sikur të ishin trupa palme bosh, duke shkatërruar çdo gjë nëpër të cilat kaloi, shtëpitë e tyre, të lashtat dhe kafshët. Kështu ata u bënë mësim për popujt tjerë deri në Ditën e Gjykimit. Kush ia dërgoi popullit Themud një britmë (ushtimë), e cila ua preu zemrat dhe ata vdiqën të gjithë?

Kush i ngriti vendbanimet e popullit të Lutit në mënyrë që melekët ta dëgjojnë lehjen e qenve të tyre, dhe pastaj i përmbysi, ashtu që ajo që ishte lart mbeti poshtë. I shkatërroi të gjithë, pastaj bëri që të vriteshin me gurë nga qielli të cilët binin sikur shiu. Ua bashkoi dënimin si asnjë populli tjetër. Vëllezërve të tyre u takon dënim i ngjashëm, dhe ai nga të padrejtët (zullumqarët) nuk është larg.

Kush ia dërgoi popullit të Shuajbit një re të vuajtjes si hije, dhe kur reja erdhi mbi kokat e tyre, i përfshiu ata me një zjarr të ashpër.

*Kush e zhyti Faraonin dhe njerëzit e tij në det?*

Pastaj shpirtrat e tyre u hodhën në xhehenem, trupat ishin për fundosje, kurse shpirtrat për djegie.

*Kush e shafiti në brendi të tokës Karunin, shtëpinë e tij, pasurinë dhe familjen e tij?*

Kush i shkatërroi gjeneratat pas Nuhut (a.s.) me dënime të ndryshme dhe shkatërrime të plota?

Çka e shkatërroi popullin e personit nga surja 'Jasin' me një britmë, ashtu që të gjithë mbetën të ngrirë?

Nuk ka dyshim se gjithçka që i ka goditur ata dhe i ka shkatërruar, ato janë mëkatet e tyre.

## 2. Largimi i begative

Mëkatet i largojnë begatitë me të gjitha llojet e tyre. Falënderimi i Allahut për begatitë i shton begatitë.

Allahu i Lartëmadhërishëm thotë: *"Dhe kur Zoti juaj tha: 'Nëse bëheni mirënjohës, Unë, me siguri, do t'ju jap edhe më shumë; e nëse bëheni mohues, (do të dënoheni). Me të vërtetë, dënimi Im është i rëndë."*(Ibrahim, 7)

**Begatitë rriten (shtohen) me falënderim, ndërsa zvogëlohen, zhduken, ose në to nuk ka bereqet për njeriun, nëse kryen mëkate dhe mosbindje, dhe nëse largohet nga Allahu i Plotfuqishëm.**

Begatitë e Allahut për robërit e Tij janë të shumta dhe nuk mund të numërohen apo llogariten: *"E, nëse ju doni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, atëherë nuk do të mund t'i numëroni. Me të vërtetë, Allahu është falës dhe mëshirues."* (En-Nahl, 18)

*"Dhe ju jep nga të gjitha ato që keni kërkuar nga Ai (sipas nevojave tuaja), e nëse doni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, atëherë nuk do të mund t'i numëroni. – Njeriu, me të vërtetë, është zullumqarë dhe jomirënjohës."* (Ibrahim, 34)

Nga këto begati, do t'i përmendim disa vetëm sa për shembull, dhe jo për t'i numëruar të gjitha:

a) Begatia e imanit, dhe kjo absolutisht është begatia më e madhe,

b) Begatia e pronës dhe furnizimit hallall,

c) Begatia e fëmijëve,

d) Begatia e sigurisë në vendet e banimit,

e) Begatia e shëndetit të trupit.

Këto begati dhe të tjera rriten (shtohen) me falënderim, ndërsa zvogëlohen, zhduken, ose në to nuk ka bereqet për njeriun, nëse kryen mëkate dhe mosbindje, dhe nëse largohet nga Allahu i Plotfuqishëm. *"Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, kjo është për shkak se e keni fituar vetë, e Ai edhe falë shumë."* (Esh-Shura, 30)

## 3. Shfaqja e dënimeve të përgjithshme shkatërruese

Prej tyre janë:

1. Shfaqja e murtajës dhe epidemive,
2. Shfaqja e sëmundjeve të cilat nuk kanë qenë te gjeneratat e kaluara,
3. Paraqitja e mungesës, furnizimit të vështirë dhe e pushtetit të padrejtë,
4. Reduktimi i shiut, dhe mos të ishin kafshët as nuk do të binte,
5. Epërsia e armikut. Allahu bën që ta kërkojnë forcën në mes veti.

Transmetohet nga Abdullah ibn Omeri (r.a.) se ka thënë: *"Na erdhi Pejgamberi (savs), dhe na tha:"O grup i muhaxhirëve, kur do të sprovoheni me pesë gjëra, unë i lutem Allahut që mos t'i përjetoni:*

*(1) - Nuk do të shfaqet degjenerimi në një popull dhe ata ta veprojnë publikisht, e që në mesin e tyre të mos shfaqen epidemitë dhe sëmundjet të cilat nuk kanë qenë në mesin e brezave të tyre të mëparshëm.*

*(2) - Nuk do të mashtrojnë në kandar dhe në peshojë, e që mos ta përjetojnë thatësirën, mungesën e furnizimit dhe padrejtësinë e pushtetit.*

*(3) - Nuk do të mohojnë zekatin në pronat e tyre, e që të mos ju mohohet shiu nga qielli, dhe sikur të mos ishin kafshët nuk do të binte.*

*(4) - Nuk do ta prishin kontratën me Allahun dhe të dërguarin e Tij (savs), e që Allahu të mos ua imponojë një armik përveç tyre dhe do t'ua merr një pjesë të asaj që kanë në duart e tyre.*

*(5) - Udhëheqësit e tyre nuk do të shmangen nga gjykimi sipas fesë së Allahut dhe ndryshojnë atë që ka shpallur Allahu, e që Allahu të mos bëj ta kërkojnë forcën në mes veti."*(Ibni Maxhe, Hakimi)



Këto janë shenja të pejgamberisë (misionit) të Muhamedit (savs). Kjo i ka goditur ata që i kanë kryer këto mëkate. I lutemi Allahut për shpëtim.

## 4. Shfaqja e dështimit

Dhe kjo është një nga arsyet e mosbindjes dhe largimit nga feja e Allahut, siç është edhe një nga arsyet e ndihmës, bindjes dhe përkushtimit ndaj Allahut të Plotfuqishëm.

*"O besimtarë, kur të ndesheni me ndonjë çetë (të armikut), bëhuni këmbëngulës dhe përmendi shumë Allahun, për të qenë të shpëtuar. - dhe përuluni Allahut dhe Pejgamberit të Tij, dhe mos u grindni në mes vete, se do të demoralizoheni e do t'ju lë fuqia; dhe bëhuni të durueshëm, se, Allahu, me të vërtetë, është me të durueshmit. Mos u bëni si ata që dolën nga shtëpitë e tyre me mendjemadhësi, e për sy e faqe të botës, - e i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut. Allahu, i përfshinë (i di) të gjitha ato që punojnë ata."* (El-Enfal, 45-47)

*"Ne edhe para teje popujve të tyre u dërguam pejgamberë dhe ata u erdhën atyre me argumente të qarta, e kundër atyre që bën krim, Ne ndërmorëm masa ndëshkuese. Obligim yni ishte të ndihmonim besimtarët."*(Er-Rum, 47)

*"Me të vërtetë, Allahu e ndihmon atë, i cili e ndihmon fenë e Tij (islame). Allahu, me të vërtetë, është i fortë dhe i fuqishëm (u jep pushtet e fuqi)."* (El-Haxh, 40)

*"O besimtarë, nëse ndihmoni Allahun (rrugën e Tij), edhe Ai do t'ju ndihmon juve dhe do t'ua mundësojë përparimin tuaj. E, ata që nuk besojnë – shkatërrimi për ta! Ai ua humb veprat atyre."* (Muhamed, 7-8)

Respektimi i këtyre shkaqeve është një nga arsyet më të mëdha për fitore, kurse largimi i tyre është një nga arsyet e humbjes dhe shkatërrimit edhe në dynja edhe në ahiret.

## 5. Mëkatet janë trashëgimi e popujve të padrejtë

Myslimani duhet të ruhet mos t'i trashëgojë mëkatet e të padrejtëve.

- Homoseksualiteti është trashëgimi e popullit të Lutit.
- Marrja e të drejtave me rritje, kurse pagesa me mangësi është trashëgimi e popullit të Shuajbit.
- Kryelartësia në Tokë duke bërë çrregullime është trashëgimi e popullit të Faraonit.
- Fudullëku dhe tregimi i forcës është trashëgimie popullit të Hudit dhe të tjerëve.

Mëkatari i vesh rrobat e këtyre popujve, dhe ata janë armiq të Allahut të Plotfuqishëm.

6. Mëkatet janë arsye për vuajtje

Ato janë arsyeja për vuajtjet në varr, vuajtje në Ditën e Gjykimit, vuajtje në Zjarr.

I lutemi Allahut të Plotfuqishëm që të na mbrojë dhe të na shpëtojë prej tyre! Amin!

*http://www.novihorizonti.ba*

*Përshtati: Miftar Ajdini*

Dr. Ilmije Kuqi

# Etika e hyrjes në xhami (1)

Xhamia është vendi më i dashur i Allahut. Në të bashkohen zemrat e besimtarëve, zbret mëshira e Zotit, zbresin melaqet. Ajo është kalaja e besimit dhe shtëpia e çdo të devotshmi, në të hyjnë rregullisht myslimanë pesë herë në ditë për të falur pesë namazet e rregullta dhe hyjnë edhe për namaze të tjera.

Xhamia është shtëpi e Zotit dhe për të ka rregulla dhe dispozita. Dispozitat e xhamisë janë të shumta, por ne do t'i përmendim ato me të rëndësishmet. Ne mund t'i ndajmë ato në disa ndarje për të na u lehtësuar kuptimi i tyre. Ato janë:

Gjërat që ndalohen në xhami;

Etika e hyrjes në xhami;

Gjërat e qortuara në xhami.

Gjërat e ndaluara

Personat të cilëve u ndalohet hyrja në xhami, janë:

Atij që do të hyjë në xhami me rroba dhe mbathje të papastra, sepse futja e papastërtisë në xhami është e ndaluar, për shkak të përlyerjes së xhamisë, kurse pastrimi i saj nga papastërtia është obligim.[1] Allahu xh.sh. thotë:

{أَنْ طَهِّرَا بَيْتِيَ لِلطَّائِفِينَ وَالْعَاكِفِينَ وَالرُّكَّعِ السُّجُودِ}

***(Pastrojeni shtëpinë Time për vizituesit, për ata që qëndrojnë aty dhe për ata që falen aty)***.[2]

Kurse nga hadithet transmetohet nga Enes bin Maliku r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë:

«الْبُزَاقُ فِي الْمَسْجِدِ خَطِيئَةٌ، وَكَفَّارَتُهَا دَفْنُهَا»

*«Pështyma në xhami është mëkat, kurse groposja e saj është fshirje e tij (mëkatit)»*.[3]

Groposja e pështymës në dhe të xhamisë dhe në rërën e saj bëhet vetëm atëherë kur ato nuk janë të shtruara dhe janë me dhe apo rërë, përndryshe pështyma duhet të nxirret jashtë siç është rasti me xhamitë në kohën tonë që janë të shtruara.[4]

Bedrudin El-Ajni thotë: "Nga ky (hadith) kuptohet: madhërimi (kujdesi i treguar) i xhamive nga të nxjerrat e trupit dhe ndyrësitë dhe kjo ka më shumë përparësi. Gjithashtu heqja e pështymës dhe ndyrësive të tjera nga xhamia".[5]

Xhunubit, pastaj;

Femrës me cikël menstrual dhe e cila është lehonë i ndalohet hyrja në xhami[6] edhe nëse vetëm kalon nëpër të dhe nuk ulet, përveç në raste të domosdoshme, si: frika nga ndonjë kafshë e egër, hajni, të ftohtët e madh, etja e madhe. Në këto raste



**Shkuarja në namaz duke qenë i qetë në të ecur, e ndihmon njeriun në përqendrim në të, ndryshe nga ai që vjen duke nxituar e hyn në namaz duke pasur mendjen të shpërndarë.**

është më mirë që para se të hyhet në xhami, të merret tejemum.[7]

Këtë e argumentojmë me hadithin, të cilin e transmeton Xhesreh bint Dexhxheh, e cila thotë: E kam dëgjuar Aishen r.a. duke thënë: Erdhi i Dërguari i Allahut, ndërsa shtëpitë e sahabëve të tij ishin të orientuara kah xhamia, andaj u tha: Hapni dyert e shtëpive tuaja në anën e kundërt të xhamisë. Pastaj Pejgamberi a.s. hyri në xhami, kurse njerëzit nuk ndërmorën asgjë, duke shpresuar se do t'u lejohet. Mirëpo ai doli para tyre dhe u tha:

«وَجِّهُوا هَذِهِ الْبُيُوتَ عَنِ الْمَسْجِدِ؛ فَإِنِّي لَا أُحِلُّ الْمَسْجِدَ لِحَائِضٍ وَلَا جُنُبٍ».

*«Ktheni këto shtëpi në anën tjetër të xhamisë, sepse vërtet unë nuk ua lejoj (hyrjen) xhaminë femrës me menstruacione e as xhunubit»*.[8]

Dyert e disa shtëpive rreth xhamisë së Pejgamberit a.s. kanë qenë të hapura kah xhamia, prej tyre hynin në xhami dhe kalonin nëpër të, andaj Pejgamberi a.s. i ka urdhëruar që dyert t'i kthejnë në anën tjetër të xhamisë.[9]

## Si hyhet në xhami

Shkuarja në xhami bëhet ngadalë duke ecur i qetë,[10] sepse shkuesi në namaz punon për ta arritur atë, andaj duhet të jetë i disiplinuar me etikën e tij dhe të jetë në gjendjen më të plotë.[11] Domethënë shkuarja në namaz duke qenë i qetë në të ecur, e ndihmon njeriun në përqendrim në të, ndryshe nga ai që vjen duke nxituar e hyn në namaz duke pasur mendjen të shpërndarë. Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë:

«إِذَا أُقِيمَتِ الصَّلَاةُ فَلَا تَأْتُوهَا تَسْعَوْنَ، وَأْتُوهَا وَأَنْتُمْ تَمْشُونَ، وَعَلَيْكُمُ السَّكِينَةُ، فَمَا أَدْرَكْتُمْ فَصَلُّوا، وَمَا فَاتَكُمْ فَأَتِمُّوا»

*«Kur të hyni namazi, mos shkoni duke nxituar, por shkoni duke ecur, duke qenë të qetë. Atë që e arrini (nga namaz) faleni, kurse atë që ju ikën, plotësojeni»*.[12]

Hyrja me këmbën e djathtë, kurse dalja me këmbë të majtë.[13] Transmetohet nga Muavijeh bin Karreh se Enes bin Maliku r.a. thoshte:

«مِنَ السُّنَّةِ إِذَا دَخَلْتَ الْمَسْجِدَ أَنْ تَبْدَأَ بِرِجْلِكَ الْيُمْنَى، وَإِذَا خَرَجْتَ أَنْ تَبْدَأَ بِرِجْلِكَ الْيُسْرَى»

*«Prej sunetit kur të hyhet në xhami është të fillosh me këmbën tënde të djathtë, kurse kur të dalësh të fillosh me këmbën tënde të majtë»*.[14]

Gjatë hyrjes në xhami preferohet të thuhet:

بِسْمِ الله وَالصَّلَاةُ (وَالسَّلَامُ) عَلَى رَسُولِ الله.

*"Me emrin e Allahut dhe përshëndetjet (dhe selamet) qofshin mbi të Dërguarin e Allahut"*.

اللَّهُمَّ افْتَحْ لِي أَبْوَابَ رَحْمَتِكَ.

*"O Zot, m'i hap dyert e mëshirës Sate!"*

Këtë e dëshmon hadithi, të cilin e transmeton Ebu Usejd r.a. se i Dërguari i Allahut ka thënë:

«إِذَا دَخَلَ أَحَدُكُمُ الْمَسْجِدَ فَلْيَقُلْ: اللَّهُمَّ افْتَحْ لِي أَبْوَابَ رَحْمَتِكَ...»

*«Kur dikush nga ju hyn në xhami, le të thotë: O Zot, m'i hap dyert e mëshirës Sate!...»*.[15]

Në një transmetim tjetër nga Ebu Hurejra r.a. Pejgamberi a.s. ka thënë:

«إِذَا دَخَلَ أَحَدُكُمُ الْمَسْجِدَ، فَلْيُسَلِّمْ عَلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَعَلَى آلِهِ وَسَلَّمَ، وَلْيَقُلْ: اللَّهُمَّ افْتَحْ لِي أَبْوَابَ رَحْمَتِكَ...»

*«Kur dikush nga ju hyn në xhami, le t'i dërgojë salavat Pejgamberit a.s. dhe familjes së tij dhe le të thotë: O Zot, m'i hap dyert e mëshirës Sate!...»*[16].Mandej thuhet duaja të cilën e ka thënë Pejgamberi a.s. siç transmetohet nga Amr bin El-As' r.a.:

«أَعُوذُ بِاللَّهِ الْعَظِيمِ، وَبِوَجْهِهِ الْكَرِيمِ، وَسُلْطَانِهِ الْقَدِيمِ، مِنَ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ»

*«Kërkoj nga Allahu i Madhërishëm, nga fytyra e Tij fisnike dhe nga fuqia e Tij e përhershme, të me mbrojë nga djalli i mallkuar!»*[17]

Gjatë daljes të dilet me këmbën e majtë dhe të thuhet:

بِسْمِ اللهِ وَالصَّلَاةُ (وَالسَّلَامُ) عَلَى رَسُولِ اللهِ.

"Me emrin e Allahut dhe përshëndetjet (dhe selamet) qofshin mbi të Dërguarin e Allahut!"

اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ مِنْ فَضْلِكَ، أو اللَّهُمَّ اعْصِمْنِي مِنْ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ.

"O Zot, kërkoj nga Ti (të me japësh) nga mirësitë e Tua!". Ose thua: "O Zot, me mbroj nga shejtani i mallkuar!"

Këtë e dëshmon hadithi, të cilin e transmeton Ebu Usejd r.a. se i Dërguari i Allahutka thënë:

«...وَإِذَا خَرَجَ فَلْيَقُلْ: اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْأَلُكَ مِنْ فَضْلِكَ»

*«...kurse gjatë daljes, le të thotë:O Zot, kërkoj nga Ti (të me japësh) nga mirësitë e Tua!»*[18]

Në një transmetim tjetër nga Ebu Hurejra r.a., Pejgamberi a.s. ka thënë:

«...وَإِذَا خَرَجَ، فَلْيُسَلِّمْ عَلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَعَلَى آلِهِ وَسَلَّمَ، وَلْيَقُلْ: اللَّهُمَّ اعْصِمْنِي مِنْ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ»

*«...kurse kur të dalë, le t'i dërgojë salavat Pejgamberit a.s. dhe familjes së tij dhe le të thotë: O Zot, me mbroj nga shejtani i mallkuar!»*[19]

Dhënia selam në kohën e hyrjes nëse xhemati janë ulur, jo të zënë me mësim apo dhikër. Por, nëse nuk është askush, apo janë në namaz, atëherë thuhet:

السَّلَامُ عَلَيْنَا مِنْ رَبِّنَا، وَعَلَى عِبَادِ اللَّهِ الصَّالِحِينَ.

*Paqja qoftë mbi ne nga Zoti ynë dhe mbi robërit e mirë të Allahut!*[20]

Këtë e dëshmon etheri të cilin e transmeton Amr bin Dinar se Abasi r.a. ka thënë në lidhje me ajetin vijues:

{فَإِذَا دَخَلْتُمْ بُيُوتًا فَسَلِّمُوا عَلَى أَنْفُسِكُمْ}، هُوَ الْمَسْجِدُ إِذَا دَخَلْتَهُ، فَقُلْ: السَّلَامُ عَلَيْنَا وَعَلَى عِبَادِ اللَّهِ الصَّالِحِينَ»

«***{Kur të hyni në ndonjë shtëpi, përshëndetni vetveten}***,[21] *ajo është xhamia, kur të hyni në të thuani: Paqja qoftë mbi ne dhe mbi robërit e mirë të Allahut*».[22]

Falja dy rekate para uljes, në kohë kur nuk është mekruh. Transmeton Ebu Katade Es-Sulemij r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë:

«إِذَا دَخَلَ أَحَدُكُمُ الْمَسْجِدَ، فَلْيَرْكَعْ رَكْعَتَيْنِ قَبْلَ أَنْ يَجْلِسَ».

«*Kur ndonjëri prej jush hyn në xhami, le t'i falë dy rekate para se të ulet!*»[23]

Kush ulet pa i falur këto dy rekate namaz, pastaj i kujtohet, ngrihet dhe i fal ato, ngase këto dy rekate nuk bien nga ai me ulje, për shkak se këto janë përshëndetje Zotit të xhamisë, për arsye se qëllimi i faljes së tyre është afrimi tek Zoti i Plotfuqishëm jo tek xhamia, sepse njeriu kur hyn në shtëpinë e mbretit ai e përshëndetë mbretin jo shtëpinë e tij. Andaj themi se në cilëndo kohë që falen, qëllimi arrihet.[24]

Falja e farzit apo sunetit menjëherë pas hyrjes në xhami, i zëvendëson këto dy rekate, për shkak se përshëndetja arrihet me këtë dhe nuk ka nevojë për namaz tjetër për realizimin e saj.[25] Domethënë nëse hyn në xhami me nijet për ta falur farzin si imam, ose vetëm, ose me imamin, atëherë ky namaz i zëvendëson këto dy rekate namaz tehijetu el-mesxhid nëse i fal menjëherë porsa hyn në të. Por, nëse hyrja e personit është me nijet të farzit, për shembull, por pas një kohe jo menjëherë, ai duhet t'i falë këto dy rekate para uljes së tij.[26]

Këto dy rekate është mekruh të falen:

Pas hyrjes së kohës së namazit të sabahut para farzit, për shkak të angazhimit me sunet. Transmetohet nga Hafsa r.a., e cila thotë:

«كَانَ رَسُولُ اللَّهِ r إِذَا طَلَعَ الْفَجْرُ لَا يُصَلِّي إِلَّا رَكْعَتَيْنِ خَفِيفَتَيْنِ».

«*I Dërguari i Allahut nuk falej kur hynte agimi pos dy rekate të lehta*».[27] Pra, dy rekate sunet të namazit të sabahut.

Pas faljes së namazit të sabahut dhe namazit të ikindisë. Këtë e dëshmon hadithi, të cilin e transmeton Ebu Seid El-Hudrij r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë:

«لَا صَلَاةَ بَعْدَ صَلَاةِ الْفَجْرِ حَتَّى تَطْلُعَ الشَّمْسُ، وَلَا صَلَاةَ بَعْدَ الْعَصْرِ حَتَّى تَغْرُبَ الشَّمْسُ».

«*Nuk ka namaz pas namazit të sabahut derisa të lindë dielli dhe nuk ka namaz pas ikendisë derisa të perëndojë dielli.*»[28]

Nëse hyn në xhami në kohën kur është e qortuar falja, siç është hyrja pas sabahut apo pas ikindisë, apo është pa abdes apo diçka tjetër, nuk i fal këto dy rekate, por preferohet të thotë: katër herë: *Subhanallah, ve-lhamdulilah, ve la ilahe il-lallah, Vallahu Ekber,ve la havle ve la kuvvete il-la bil-lah*,[29] dhe në këtë mënyrë e kryen obligimin ndaj xhamisë, sikur kur hyn për ta falur namazin obligativ kur nuk urdhërohet me faljen e dy rekateve tehijetu el-mesxhid.[30]

Përmendja e Allahut sa më shumë[31] dhe shmangia nga preokupimet e kësaj dynjaje. Transmetohet nga Enes bin Maliku r.a. se Pejgamberi a.s. se ka thënë:

«إِنَّ هَذِهِ الْمَسَاجِدَ إِنَّمَا هِيَ لِذِكْرِ اللَّهِ عَزَّ وَجَلَّ، وَالصَّلَاةِ وَقِرَاءَةِ الْقُرْآنِ»

«*Këto xhami janë përkujtimin e Zotit të Plotfuqishëm, për namaz dhe për lexim të Kuranit.*»[32]

*1. Shih: El-Bahr, 2/37, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/656-657, etj. 2. El-Bekare: 125. 3. El-Buhari, nr:415, 1/91, Muslimi, nr: 552, 1/390. 4. Shih: Sherh Ebi Davud li El-Ajni, 2/388, Umdetu el-karij, 4/149. 5. Umdetu el-karij, 4/149. 6. Në këtë nuk hyn vendfalja e bajrameve dhe xhenazes edhe pse ato e kanë normën e xhamisë. Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 1/292. 7. Shih: El-Ihtijar, 1/13; Hashijetu Esh-Shelbij ala Et-Tebjin, 1/56; Mexhma El-Enhur, 1/26, etj. 8. Ebu Davud, nr: 232, 1/60; Ibn Huzejme, nr: 1327, 2/284. Ez-Zejlai, në Nasbu Er-Rrajeh, 1/194, thotë: hadithi është i mirë. Ibn Haxheri, në Bulugu El-Muram, 1/33, thotë: këtë e ka saktësuar Ibn Huzejmeh. Në El-Bedru El-Munir, 2/558, dhe Fet'hu El-Gufar, 1/145, thuhet: Ibn El-Katan ka thënë se është i mirë. 9. Merkatu El-Mefatih, 2/155. 10. El-Binajeh, 3/76, Mirkatu el-mefatih, 2/578. 11. Sherhu Ebi Davud li El-Ajni, 3/58. 12. El-Buhari, nr: 908, 2/8, Muslimi, nr: 602, 1/420. 13. Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 1/661. 14. El-Mustedrek, nr: 791, 1/338, El-Hakim thotë: ky hadith është sahih sipas kritereve të Muslimit. Këtë e miraton edhe Edh-Dhehebi. Sunen el-kubra li El-Bejheki, nr: 4322, 2/620. 15. Muslim, nr: 2733, 3/1762, Ahmed, nr: 23607, 39/21, Sunen el-kubra li En-Nesai, nr: 810, 1/400, Sunenes-sagir li El-Bejheki, nr: 483, 1/189, etj. 16. Ibn Maxheh, nr: 773, 1/254, dhenëtëthuhet: senedi i tijështë i sahihdhetransmetuesit e tijjanëtëbesueshëm. Po kështu Ibn Haxheri në Itihafu el-hijereh, 2/37-38, thotë: e transmeton Ibn Maxhem me sened sahih. 17. Ebu Davud, nr: 466, 1/127. En-Nevevinë El-Hulasa, 1/314, thotë: e transmeton Ebu Davudi me sened të mirë. 18. Muslim, nr: 2733, 3/1762, Ahmed, nr: 23607, 39/21, Sunen el-kubra li En-Nesai, nr: 810, 1/400, Sunenes-sagir li El-Bejheki, nr: 483, 1/189, etj. 19. Ibn Maxheh, nr: 773, 1/254, dhe në të thuhet: senedi i tij është sahih dhe transmetuesit e tij janë të besueshëm. Po kështu Ibn Haxheri në Itihafu el-hijereh, 2/37-38, thotë: e transmeton Ibn Maxhem me sened sahih. 20. El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 21. En-Nur: 61. 22. El-Mustedrek, nr: 3514, 2/434, El-Hakim thotë: sahih sipas kritereve të dy shejhave. Këtë e miraton edhe Edh-Dhehebi. 23. El-Buhari, nr: 444, 1/96; Muslimi, nr: 714, 1/495. 24. El-Bahr, 2/38, Meraki el-felah, 1/148-149, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.394, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 2/18, etj. 25. Shih: Durrer el-hukam ve hashijetuhu, 1/116, Fet'hu el-kadir, 2/395, El-Bahr, 2/38, Meraki el-felah, 1/149-150, Ed-Durru el-muhtar, 2/18, etj. 26. Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 2/18. 27. Muslimi, nr. 723, 1/500; Ibn Hiban, nr: 1587, 4/455. 28. El-Buhari, nr: 1864, 3/19; Muslimi, nr: 827, 1/567. 29. Në El-Kahustanij thuhet nëse hyn pas agimit apo pas ikindisë, ai i fal këto dy rekate, por thotë: Subhanallah, La ilahe il-lallah dhe dergon salavat mbi të Dërguarin a.s. Hashijetu Et-Tahtavi, fq. 394, Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 2/18, etj. 30. Hashijetu Et-Tahtavi, fq.394, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu marrë nga Ed-Dija nga Kuti El-Kulubi, 2/19. 31. El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 32. Muslimi, nr: 285, 1/226, Sherh meani el-athar, nr: 10, 1/14, Sunen el-kubra li El-Bejheki, nr: 4142, 2/578, etj.*

Dr. Jusuf el-Kardavi

# Armiqësia ndërmjet vëllezërve

- Prej sëmundjeve të shoqërisë dhe shkaqeve të dobësimit të raporteve ndërvëllazërore -

Çfarë është duke ndodhur në shoqërinë tonë? Përse vëllai po e urren vëllanë e tij dhe përse interesi i kësaj bote është bërë shkak për ndarje dhe armiqësi mes vëllezërve?

Përse është duke ndodhur kjo armiqësi, sidomos kur gjen shprehje ndarja e pasurisë së trashëguar, kur çdonjëri dëshiron vetëm të përvetësojë e assesi të dhurojë...!

Ku është toleranca ndërvëllazërore...? Ku është altruizmi...? Ku është dashuria...? Ku është respekti i ndërsjellë...?

Sot, gjen vëllezër që ndaj të huajve janë shumë më tolerantë, shumë më të dashur, shumë më falës, shumë më të familjarizuar. Ndaj tyre sillen me moralin dhe etikën më të lartë, me njerëzillëkun maksimal dhe me respekt të pakushtëzuar.

Por, vëllezërit në mes tyre janë të armiqësuar, dëshirojnë të presin njëri-tjetrin, secili ndaj tjetrit janë egërsira të tërbuara. Secili prej tyre synon që ta shkatërrojë vëllanë e tij dhe të ngrejë veten mbi rrënojat e vëllait të tij...!

Çka është kjo...? I biri i Ademit xhelozon vëllanë e tij...?

Është shumë e vërtetë se një gjë e tillë ka ndodhur shumë herët në histori, një gjë e tillë ka ndodhur edhe atëherë kur njerëzimi ishte një familje e vetme. Kjo kishte ndodhur edhe atëherë kur i tërë njerëzimi nuk ishte më shumë sesa një çift bashkëshortor, burri dhe gruaja dhe fëmijët e tyre. Edhe në atë kohë, vëllai e kishte mbytur vëllanë e tij. Pra, njeriu e kishte mbytur njeriun.

**Përse o biri i Ademit kërkon që të jesh si shembulli i djalit të lig të Ademit...? Përse nuk bëhesh si shembulli i djalit të devotshëm të Ademit a.s.**

Ai, biri i Ademit, e xhelozoi vëllanë e tij në rastin e pranimit të Sakrificës (Kurbanit) dhe refuzimit të kësaj sakrifice nga ana e tij. E ndërsa një gjë të tillë e përshkruan edhe vetë Zoti xh.sh, në Kuran, teksa thotë *''Ai tha: Do te të vras ty. Tha: Me të vërtetë, Zoti e pranon prej të devotshmëve''* (el-Maide: 27). Ndërsa në një citat tjetër, Zoti xh.sh thotë *''Atëherë epshi i tij e bindi atë për mbytjen e të vëllait dhe e mbyti atë. Ai mbeti prej të dëshpëruarve.''* (el-Maide: 30)

Myslimani duhet që të jetë djali i devotshëm i Ademit a.s...

Është shumë e vërtetë se një gjë e tillë kishte ndodhur, por përse o biri i Ademit kërkon që të jesh si shembulli i djalit të lig të Ademit...? Përse nuk bëhesh si shembulli i djalit të devotshëm të Ademit a.s. Si shembulli i atij që vëllait të tij i tha *''Nëse ti zgjat duart për të më mbytur mua, unë nuk do të zgjas duar për të të mbytur ty. Unë ia kam*



*drojën dhe i frikësohem Zotit të botëve"* (el-Maide: 28). Përse dëshiron që të jesh Kabili, siç është bërë i njohur emërtimi i tij dhe nuk dëshiron që të jesh Habili...?

Përse dëshiron të jesh sikurse ai i cili nuk do të ndodhë ndonjë vrasje në tokë vetëm se do të bartë një pjesë të mëkatit, sepse kishte filluar vrasjen në tokë...?

Vëllezërit e Jusufit a.s. e xhelozonin atë edhe pse ai i falte ata...

Është shumë e vërtetë se ka prej bijve të profetëve që kishin ngritur kurthe dhe dredhi për vëllanë e tyre, siç kishte ndodhur me bijtë e Jakubit a.s..

Vëllezërit e Jusufit a.s. e xhelozonin atë dhe vëllanë e tyre. Ndërsa në lidhje me këtë, Zoti xh.sh thotë *''Jusufi dhe vëllai i tij janë më të dashur për babanë tonë sesa ne"* (Jusuf: 8). Po ashtu, ata thanë *''Mbyteni Jusufin ose hidheni atë përtokë!"* (Jusuf: 9)

Po, është e vërtetë se një gjë e tillë ka ndodhur. Kjo ka ndodhur dhe ka kaluar, por përse ti dëshiron që të jesh sikur ata ziliqarët dhe nuk dëshiron që të jesh si shëmbëlltyra e Jusufit a.s...?

Përse nuk dëshiron që të jesh siç ishte Jusufi a.s, i cili edhe përkundër tërë kësaj padrejtësie, edhe përkundër tentativës që të vritej nga vëllezërit e tij, edhe përkundër kurtheve të ngritura ndaj tij, edhe përkundër smirës, xhelozisë dhe zilisë që kishin ndaj tij, ai prapë gjeti zemërgjerësi. E si rezultat i kësaj, arriti që të fitonte këtë botë dhe botën tjetër. Ndaj tij u bënë të nevojshëm edhe vetë vëllezërit e tij ndërsa ai ua tregoi fisnikërinë dhe bujarin e tij.

Jusufi a.s. e kishte kuptuar se një gjë të tillë vëllezërit e tij e kishin bërë nga mosdija. Një gjë të tillë e kishte kuptuar prej vetë atyre, të cilët në momentin që e njohën Jusufin a.s, i thanë *''Ata thanë: A ti je vetë Jusufi? Ai tha: Unë jam Jusufi, e ky është vëllai im. Allahu na e dhuroi shpëtimin, pasi që ai që ruhet dhe bën durim s'ka dyshim se Allahu nuk e humb shpërblimin e punëmirëve. Ata thanë: Pasha Allahun, është e vërtetë se Allahu të ka lartësuar mbi, ne ndërsa ne ishim fajtorë. Ai tha: Sot nuk ka qortim kundër jush. Allahu ju faltë ju, Ai është më mëshiruesi i mëshiruesve!"* (Jusuf 90-92)

Mbylle këtë faqe, hapi atyre një faqe të re, dhe ftoji ata në të...

Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh thotë *''Dhe ai, të dy prindërit e veti mori lart në fron (i uli afër vetes). E ata iu përulën atij e ai tha: O ati im, kjo është domethënia e ëndrrës sime të mëparshme. Zoti im këtë tanimë e bëri realitet. Mua më dhuroi mirësi kur më nxori nga burgu e ju ju solli nga fshati pasi që djalli kishte futur armiqësi në mes meje dhe vëllezërve të mi. Zoti im, me mjeshtëri dhe butësi e realizon dëshirën e vet për çka të dojë. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."* (Jusuf: 100)

Përse nuk e mban qëndrimin e Jusufit a.s., të falësh dhe të pajtohesh në mënyrë që të fitosh këtë dhe botën tjetër! Përse mban qëndrimin e vëllezërve të Jusufit a.s, duke qenë ziliqar dhe dashakeqës ndaj vëllezërve të tu...?!

*Nga arabishtja: Mr. Artan Musliu*



Dr. Rexhep Suma

# Gradualiteti në thirrjen islame (1)

Dimë faktin se avancimi në mënyrë graduale është një nga thesaret e kulturës dhe traditës fetare e natyrore, dhe kjo lidhet drejtpërdrejt me natyrën dhe esencën e krijimit të njeriut në këtë tokë.

Bazuar në specifikat e zhvillimit të natyrës njerëzore, njeriu nuk e ka kapacitetin njerëzor që t'i pranojë të gjitha rregullat apo dispozitat në një herë të vetme, apo edhe të shmanget dhe të largohet nga ndalesat (*haramet*) menjëherë.

Njeriu duke jetuar në një ambient ku rrethohet nga adetet, zakonet e traditat, has në vështirësi që të bëjë një ndryshim rrënjësor në personalitetin e vet duke shmangur qejfet e epshet në mënyrë të menjëhershme. Nisur nga kjo, sigurisht që edhe mësimet fetare teorinë dhe aplikimin e fesë e shikojnë që duhet të ecë hap pas hapi, kështu ka një logjikë nga njëra anë dhe gjen përputhshmëri të plotë edhe me ligjet e Allahut xh.sh. Në këtë sferë Allahu xh.sh., në Kuran urdhëron e thotë: "*Thuaj: "Atë e shpall Ai, që e di të fshehtën në qiej e në tokë, Ai është që fal shumë, është mëshirues"*. (El Furkan, 6)

Po ashtu ajete të shumta në vënë në dijeni se predikimi i mësimeve hyjnore dhe dispozitave fetare duhet të zhvillohet shkallë shkallë, duhet përshtatur dhe aklimatizuar. Edhe Kurani ka zbritur gradualisht pjesë pjesë e jo i tëri përnjëherë: "*Dhe (ta shpallëm) Kuranin që Ne e ndam pjesë pjesë për t'ua lexuar njerëzve dalë ngadalë dhe ashtu e shpallëm atë një pas një.*" (El Isra,106)

Imam Kurtubiu në lidhje me këtë thotë se Kurani është zbritur *pjesë pjesë*, dhe sikur të obligoheshin përnjëherë me tërë urdhëresat (farzet) njerëzit do të largoheshin.

Kurse në lidhje me zbritjen e përnjëhershme të ajeteve kuranore, Imam Rraziu mendon se edhe legjislatura po të zbritej në mënyrë të menjëhershme, për njerëzimin do të krijonte vështirësi. Por kështu siç është zbritur, pra jo në mënyrë të menjëhershme, atëherë edhe urdhëresat janë më të lehta dhe më të pranueshme dhe si rezultat edhe më lehtë përballohen.

Buhariu transmeton se Jusuf ibn Malik ka thënë: "Ndodhesha tek Aishja -nëna e besimtarëve r.a., kur tek ajo erdhi një irakian dhe i tha: "O nënë e besimtarëve, më trego kopjen tënde të mushafit (Kuranit)". Ajo e pyeti: "Përse?" Ai tha: "Dua ta rendis Kuranin prej tij, sepse ai lexohet pa ndonjë renditje". Ajo tha: "Çfarë pune të prish se cilën sure lexon më parë? Në të vërtetë, ajo që ka zbritur në fillim nga Kurani, janë suret e shkurtra, ku përmendej Xheneti dhe Zjarri, derisa kur njerëzit përqafuan mirë Islamin, u shpall hallalli dhe harami, dhe nëse e para që do të zbriste do të ishte: Mos e pini alkoolin; ata do të thoshin: "Nuk do ta lëmë alkoolin kurrë!" Dhe nëse atyre do t'u shpallej: "Mos bëni imoralitet, ata do të thoshin: 'Nuk do ta lëmë kurrë imoralitetin."

Po në këtë frymë të zhvillimeve, Ibn Haxheri ka thënë: "Aishja r.a. tregoi urtësinë në zbritjen e përshkallëzuar të shpalljes dhe se gjëja e parë që u shpall nga Kurani ishte thirrja në njësimin e Zotit Një dhe i Vetëm, si dhe përgëzimi i besimtarit dhe të bindurit se ata do të shkojnë në Xhenet, si dhe njoftimi i mohuesit dhe kryeneçit se ata do të shkojnë në Zjarr (Xhehenem). Pasi zemrat gjetën qetësinë në besim erdhën dispozitat ligjore. Mu për këtë, ajo ka thënë: Sikur të zbrisnin të gjitha rregullat në një herë të vetme, apo që të largoheshin nga të gjitha haramet (alkooli) nuk do të largoheshin, ngase ata ishin ambientuar me zakonet në të cilat jetonin."

## Të thirrurit janë kategori të ndryshme sociale

Pra, në kategorinë e të ftuarve kemi shtresa të ndryshme sociale, kemi idhujtarë dhe për ta duhen shpenzuar shumë kohë dhe mund, duhet metodologji dhe mjete të përshtatshme deri sa të arrihet deri te pika të cilën dëshirojmë, bindja në Islam. Në anën tjetër, kemi shtresën e shoqërisë të cilët janë besimtarë, por besimin e kanë të dobët dhe nuk i kryejnë obligimet me përpikëri. Në mesin e të thirrurve kemi edhe udhë- heqësit, liderët, me të cilët po ashtu kërkohet një gjuhë më specifike me butësi dhe mençuri ashtu siç ka vepruar edhe i Dërguari i Zotit xh.sh. Musai a.s.: *"Atij i thuani fjalë të buta, ndoshta ai mendohet a frikësohet"*. (Taha, 44)

"Që në periudhat e hershme dijetarët e Islamit e kanë perceptuar sekretin e përshkallëzimit në fushën e legjislacionit islam, duke vërejtur se kjo është metoda më e përshtatshme që masa të arrijë të pranojë mësimet fetare dhe dispozitat fetare, gjë që, po të bëhej e tëra menjëherë dhe sikur e tëra të zbritej përnjëherë, sigurisht se nuk do të gjente pritshmëri dhe do të ishte rëndesë për njeriun."

Duke shfletuar faqet e historisë së Muhamedit a.s. hasim se thirrja e tij e parë e drejtuar popullit të vet ishte thirrja në besim të pastër dhe adhurim Zotin Një, të pashoq të pafillim e të pambarim. Ata thirrjen e tyre e hapën me fjalën e Allahut xh.sh.: *"Adhurojeni vetëm Allahun, nuk keni zot tjetër pos Tij."* (El Arafë, 59)

Për këtë u krijuan krijesat, u zbritën librat dhe u dërguan pejgamberë.

"*Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm Allahun e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!" Por, pati nga ata që Allahu i udhëzoi dhe pati nga ata që ishte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni sesi ishte fundi i gënjeshtarëve."* (En-Nahl, 36).

Muhamedi a.s. gjysmën e jetës pas shpalljes e kaloi duke thirrur pikërisht në besimin në Zotin Një, pasi pa bindjen dhe besimin e fortë të tyre në Zotin xh.sh., atëherë kaloi në obligimin e tyre me faljen e namazit duke ditur vlerën dhe rëndësinë e tij në jetën e njeriut.

Allahu i lartmadhëruar Muhamedin a.s. dhe myslimanët nga ky moment i obligoi me pesëdhjetë kohë namaz brenda ditës dhe natës dhe këtë kështu e pranoi Muhamedi a.s..

Në të kthyer, Muhamedi a.s. takohet me pejgamberin Musa a.s. dhe ai e pyeti: O Muhamed, me çka të obligoi Zoti? Me pesëdhjetë kohë namaz ia ktheu Muhamedi a.s.. Musai a.s. i tha: Ymeti yt nuk mund t'i përballojë këto, kthehu te Zoti dhe kërkoji zvogëlim në numër të namazeve. Muhamedi a.s. e shikoi Xhibrilin në formë konsultimi e Xhibrili i tha që po.

Muhamedi a.s. u kthye te Zoti dhe i kërkoi lehtësim e Allahu ia hoqi dhjetë. Duke u kthyer, përsëri e takoi Musanë a.s. e ai i tha që të kërkojë përsëri lehtësim. Muhamedi a.s. kështu u kthye disa herë të Zoti duke kërkuar lehtësim për numrin e namazeve për ymetin e tij, derisa Allahu i lartëmadhëruar ia përcaktoi 5 kohë namaz brenda ditës dhe natës, por që kanë vlerën e pesëdhjetë namazeve."

Por edhe në anën tjetër, jeta pejgamberike është përplot me shembuj



të përshkallëzimit gjatë kumtimit të fesë te njerëzit. Edhe hadithi që flet për dërgimin e Muadhit r.a., në Jemen ka këtë peshë, fillohet me detyra të cilat janë më të rëndësishme drejt atyre me më pak rëndësi dhe vlerë.

## Lehtësimi e jo vështirësimi

Transmeton Abdullah ibën Abasi se Resulullahu i ka thënë Muadh ibn Xhebelit kur e dërgoi në Jemen (për t'ua mësuar Islamin): "Vërtet, ti do të shkosh te një popull që janë ithtarë të librit (të krishterë), kur të arrish atje, më së pari thirri të dëshmojnë se nuk meriton të adhurohet askush përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguar i tij. Nëse ata të pasojnë në këtë, atëherë tregoju se Allahu ua ka bërë obligim pesë namaze gjatë ditës dhe natës. Nëse të pasojnë në këtë, atëherë tregoju se Allahu ua ka bërë obligim të japin zekatin, që u merret të pasurve dhe u shpërndahet të varfërve. Nëse të pasojnë në këtë, atëherë ki kujdes në pasurinë e tyre që e konsiderojnë më me vlerë dhe e duan më shumë (gjatë marrjes së zekatit). Ruaju lutjes së atij të cilit i bëhet zullum (e padrejtë), për shkak se ndërmjet tij dhe Allahut nuk ka pengesë."

Pra, në këtë hadith vërejmë përshkallëzimin në kërkimin e obligimeve duke filluar nga ajo që është më e rëndësishme drejt atyre që janë të rëndësishme, pra filloi me namazin para zekatit, duke pasur parasysh gjithnjë thirrjen shkallë shkallë dhe renditjen e prioriteteve.

Ndërmjet kuptimit të përparësive dhe përshkallëzimit ka një lidhje të rëndësishme, sepse të kuptuarit e përparësive do të thotë përshkallëzim nga më e rëndësishmja tek ajo më pak e rëndësishme. Njësimi i Zotit, për shembull, është adhurimi më i madh, ndaj duhet t'i paraprijë çdo gjëje, sepse adhurimi nuk mund të jetë i saktë nëse nuk e përmban njësimin e Zotit në të. Ky është përshkallëzimi dhe marrja në konsideratë e përparësive, i cili i ngjan abdesit për faljen. Duke qenë se shirku është gjynahu më i madh, duhet të trajtohet para çdo gjynahu dhe ndalese tjetër. Ky është përshkallëzimi dhe marrja në konsideratë e përparësive, kështu janë të lidhura dhe ndërfuten këto rregulla te njëra-tjetra. Për shembull, nëse një njeri hyn në Islam ose thirrësi shkon në një popull që i kanë lënë obligimet dhe kanë rënë në harame, ai nuk duhet të kërkojë prej këtij njeriu apo atyre njerëzve që të kryejnë menjëherë të gjitha detyrimet dhe po kështu të lënë edhe të gjitha haramet menjëherë. Në radhë të parë duhet të kërkojë prej tij apo prej atyre njësimin e Zotit, më pas faljen e namazit, dhënien e zekatit e kështu edhe largimin nga gjynahet nga më e madhja e me radhë. *(vazhdon)*

*1. Muhamed bin Ahmed El ensari El Kurtubi, El Xhamië li ahkam el Kuran (tefsir el Kurtubi), Muesesetu errisle,2006 f.340. 2. Ebu Abdullah Muhamed bin El Hasen bin Elhusejn Ettemim Errazi, (Fahruddin Errazi). 3. Sahihul Buhari, Kapitulli Dobitë e Kuranit, k.69,h.4707, vll.4,f.1910. 4. Ibn Haxher, Fet'hul bari, 10/48. 5. Subhi Essalih, Mealimesh-sheriati el islamije, Dar el ilmlil melaiin, Bejrut,1982,f.136. 6. Sahih el Buhari, Kapitullimbi namazin,h.342,v1. f.135-136. 7. Sahih el Buhari, Kapitullimbibesimin, h.100,6937, v.6/2685. 8. Adnan Al Araur,Menhexhueddaveti fi dav'tilkitabveessune, f.156.*

Dr. Hatixhe Ahmedi

# Në kujtim të Mehmet Akif Ersojit – Pejanit

-poetit që lartësoi në piedestal popullin shqiptar dhe atë turk-

Sa herë përmendet himni i Republikës së Turqisë patjetër se mendja do të na shkojë tek autori me prejardhje shqiptare, te njeriu i veçantë që vështirë se mund të krahasohet dikush me të dhe, mbi të gjitha, te një bir i një hoxhe të mençur e të mirë nga Peja, që arriti ta përgatiste një djalë si ky, që asnjëherë më vonë të mos i harrohej emri.

Është ky Mehmet Akif efendiu me prejardhje nga Peja, i lindur në lagjen me nam e të vjetër dhe me plot shkolla përreth -në Mëhallën Fatih të Stambollit, në vitin 1873, në një familje shumë fetare dhe intelektuale. Mësimet e para i mori nga i ati, gjë që më vonë vetë autori e konfirmon këtë kur thotë:

*"Babai im rahmetli dhe i ndjerë është nga hoxhallarët e Fatih Medresesë*

*Me origjinë nga Peja, quhet Tahir hoxha efendi, ta dini se është babai im ky*

*Dhe unë të gjitha këto që i di, bazën e mësimit dhe të ilmit i kam nga vetë ai."*

Babi i Mehmet Akifit gjatë gjithë jetës së tij kishte punuar si imam nëpër xhami të ndryshme të Lagjes Fatih, si dhe mësues e profesor në Medresenë "Fatih" të Stambollit, që më vonë kjo do të ndikonte që edhe i biri t'i ndiqte gjurmët e të atit. Ndërsa edhe ëma e tij ishte e bija e një familjeje të ngritur, të cilët gjithashtu ishin të shpërngulur nga Buharaja, ajo quhej Emine Sherife hanëm. Birin e tyre ata do ta emërtojnë me emrin "Ragif", sipas programit të "ebxhedit", programit kalendarik nga i cili secila shkronjë përmban shifra të caktuara dhe më në fund arrihet të dëshmohet ditëlindja e secilit sipas emrit të tij. Me këtë emër Mehmet Akifi do të quhej gjersa i vdiq i ati i tij, kurse pas vdekjes së tij filluan ta quanin me emrin Mehmet Akif.

**Nga fëmijëria kishte bazë të fortë në gjuhë osmane dhe atë arabe, që më vonë do ta ndihmonin të bëhej nga poetët më të shquar saqë ai do të ngrihet në atë shkallë ku do të arrijë të shkruajë edhe himnin shtetëror të Republikës së Turqisë.**

Mësimet e para i ndoqi në shkollën Emir Buhari të lagjes ku lindi, pra në Fatih. Pas përfundimit të kësaj shkolle ai vazhdimisht vazhdoi të mësonte gjuhën arabe nga i ati i tij Mehmet efendiu, që nënkupton se nga fëmijëria kishte



bazë të fortë në gjuhë osmane dhe atë arabe, që më vonë do ta ndihmonin të bëhej nga poetët më të shquar saqë ai do të ngrihet në atë shkallë ku do të arrijë të shkruajë edhe himnin shtetëror të Republikës së Turqisë. Pra pikërisht ishin mësimet e gjuhës arabe ato të cilat do t'i mësonte që fëmijë në prehrin e të atit, dhe më vonë atij do t'i ndihmonin që të njihte në themel edhe gjuhën e vendit osmanishten, kur dihet se 70% e shprehjeve dhe leksikut të kësaj gjuhe përbëhet nga gjuha arabe.

Pas përfundimi të cikilt të ulët shkollor, mësimet i vazhdoi në ciklin e mesëm në shkollën "Rushdije", e cila po ashtu ndodhej në zemër të lagjes Fatih në Stamboll. Krahas kësaj i ndiqte edhe mësimet për letërsinë persiane që i mbante Esat Dede në Xhaminë Fatih. Mësimi i gjuhës arabe dhe asaj perse do t'ia jepte një shtytje të fortë për

të ardhmen, duke e ngritur atë dhe duke e pasuruar me shprehje, si dhe tek ai do të mbillej edhe një frymëzim dhe shije e rrallë e artit të letërsisë. Dihet fort mirë se sa e pasur ishte letërsia persiane dhe sa kishte ndikim në letërsinë osmane. Mësimi i gjuhëve që nga fëmijëria, i shoqëruar me dëshirë të flaktë për t'i ndjekur ato, me një fjalë, talenti dhe prirja që posedonte për këto gjuhë, do t'i mundësonin Mehmet Akif efendi Pejanit që gjithmonë të shquhej dhe të ishte i pari për njohjen e gjuhëve orientale, si të gjuhës arabe dhe asaj perse e mos të bëjmë fjalë për gjuhën osmane, së cilës ia dinte edhe shpirtin. Ai gjithashtu njihte në themel edhe gjuhën frënge.

Pas mbarimit të rushdijes, ai do të vazhdojë shkollimin në shkollën e mesme të lartë "idadije", periudhë kjo kur do të fillojë të shkruante rreshtat e parë të poezisë së tij me anë të së cilës më vonë do të shquhet dhe pena e tij dhe do të bëhet e famshme. Në këtë shkollë mësues e kishte poetin e shquar të kohës, Mualim Naxhiun, i cili një herë për nxënësin e tij Mehmet Akif Pejanin pati deklaruar: *"Perlat që kam vërejtur tek ky fëmijë nuk i kam parë askund tjetër!"*. Fundi i shek. XIX ishte i shoqëruar me vështirësi të ndryshme, të ndikuar nga kushtet ekonomike në Stamboll dhe gjetiu, njerëzit ndërtonin shtëpi nga druri. Por, në të shumtën e rasteve këto shtëpi si pasojë e ndonjë gace të vogël i kaplonte zjarri. Në këtë rast ashtu sikur edhe shumë familje të tjera dhe familja e Mehmet Akif Pejanit do të pësonte shumë dëme nga zjarri, i cili dy herë kishte rënë në shtëpinë e tyre, prandaj për shkak të gjendjes jo të mirë materiale ai u detyrua që sa më parë të përfundonte një shkollë dhe të mësonte një zanat të caktuar në mënyrë që t'u bënte ballë kërkesave dhe halleve të rënduara jetësore. Kësaj here, Mehmet Akifi urgjentisht transferohet në një shkollë me konvikt dhe e braktis shkollën ushtarake dhe kaloi në një shkollë që qe hapur rishtazi, në shkollën e lartë të veterinerëve.

Mehmet Akifi kishte dëshirë dhe dashuri të madhe edhe për sportin, sikurse në mësimin e gjuhëve, edhe

**Detyrën e parë zyrtare që ushtroi Mehmet Akifi ynë, është ajo e inspektorit të veterinarisë. Kjo detyrë më vonë edhe do t'i ndihmonte atij që të vizitonte shumë vende, sepse ishte përcaktuar të ishte inspektor në tokat e Rumelisë, përfshirë këtu edhe vizitën në trojet shqiptare prej nga e kishte origjinën.**

këtu tregon interesim dhe talent të madh. Në sport do të dilte i pari në shumë fusha, si p.sh. në lojëra të pehlivanllëkut – në mundje, në not, në ecje të gjatë, në vrapim, në gjuajtje, etj.

Me gjithë këtë gamë të madhe



të aktiviteteve, mësimeve shtesë e kurseve të ndryshme, ai në vitin 1893 e përfundoi me suksesin më të lartë Fakultetin e Veterinarisë. Pas përfundimit dhe diplomimit në Fakultetin e Veterinarisë, Mehmet Akif ef. do ta mësonte përmendsh Kuranin për një periudhe rekorde, pra për 6 muaj që i bie t'i ketë mësuar përmendsh nga 4 faqe të Mus'hafit në ditë.

Detyrën e parë zyrtare që ushtroi Mehmet Akifi ynë, është ajo e inspektorit të veterinarisë. Kjo detyrë më vonë edhe do t'i ndihmonte atij që të vizitonte shumë vende, sepse ishte përcaktuar të ishte inspektor në tokat e Rumelisë, përfshirë këtu edhe vizitën në trojet shqiptare prej nga e kishte origjinën. Në këtë detyrë, ai kreu vizita sidomos në Shqipëri, nëpër tokat e Anadollit në përgjithësi, por edhe në tokat arabe. Këto vizita dhe këto shëtitje do ta pasurojnë në masë të madhe trurin dhe syrin e Mehmet Akif Pejanit, sepse kështu do të njihej me shumë kultura, do të fitonte një eksperience të rrallë, pra do të pasurohej me njohuri nga kultura të ndryshme, gjë që do t'ia ngrinte aftësitë e tij, madje edhe në poezi. Ai, edhe pse punoi si inspektor veterinar asnjëherë nuk iu nda zanantit të vjetër, dashurisë për përvetësimin e gjuhëve, dëshirën për lexim dhe shkrim të poezive. Në të njëjtën kohë ai edhe shkruante poezi, por edhe ishte profesor i letërsisë, lëndë të cilën e kishte kultivuar nga vegjëlia, lëndë kjo që ia donte zemra, lëndë për të cilën qe dhe i lindur, e që më vonë, falë kësaj, do t'i falte si dhuratë shtetit dhe popullit turk një himn të bukur, i cili vazhdon të recitohet, të këndohet e të jehojë edhe sot e kësaj dite në çdo cep dhe pëllëmbë të Republikës së Turqisë. Ky himn madje këndohet në të gjithë botën, gjithandej kahdo që vepron populli turk, sa herë që hapen manifestime dhe ceremoni patjetër se duhet të interpretohet himni i shkruar nga dora dhe mendja e Mehmet Akif Pejanit, një dijetar me famë dhe talent të jashtëzakonshëm e që rridhte nga një popull i lashtë dhe me kulturë, pra ishte me origjinë shqiptare dhe vinte nga zemra e Ballkanit, nga askohoke Vilajeti i Kosovës, nga Kazaja e Pejës.

Sa ishte inspektor i veterinarisë, Mehmet Akifi do të vazhdonte të shkruante dhe të botonte shkrimet dhe poezitë e tij në revistën prestigjioze: "*Servet-i Funun*".

Kurse më 27 gusht të vitit 1908 së bashku me shokët e tij do ta nxirrnin gazetën "*Sirat-i Mustekim*". Ai këtë revistë do ta botonte me ndihmën e shokëve të tij Eshref Edib dhe Ebu'l Ula Mardinin, por në këtë rast Mehmet Akif Pejani do të jetë kryeredaktor i kësaj reviste.

Shkrimet e Mehmet Akifit në këtë revistë ishin "vazet – ligjërata " e tij, të cilat ai i ka mbajtur gjetiu në Stamboll duke u përpjekur që ta mbronte popullin dhe unitetin islam, por kur e kuptoi se ky mendim dhe kjo ide e tij nuk po realizohej, në periudhën në fund të Luftës së Parë Botërore ai hoqi dorë nga ky mendim dhe nga *qyrsija – ulëseja* e Xhamisë Fatih filloi të thërriste popullin duke i vetëdijesuar ata se tanimë ka ardhur koha që vetëm të mbronin veten dhe vatanin e tyre.

Këtu edhe një herë shihet vizioni, mendjemprehtësia dhe largpamësia e Mehmet Akif Pejanit, sepse kur e pa rrezikun dhe kur e kuptoi se nuk ka forcë ndikimi në përmirësimin dhe ndryshimin e gjendjes, atëherë nuk ngurroi ta ndërronte qëndrimin dhe të zgjidhte më të mirën dhe të dobishmen për popullin, pra të ngushtonte rrjetin, t'i porosiste ata që ta ruanin atë që e kishin në dorë, atë që e posedonin, sepse ndryshe rrezikonin t'i humbisnin të gjitha.

Krahas në Ministrinë e Mbrojtjes dhe Luftës, filloi të punonte në një Organizatë të Veçantë. Tani edhe kjo pozitë e re Mehmet Akifin do ta ndihmonte që të vizitonte shumë vende evropiane të cilat nuk i kishte vizituar më parë. Udhëtimi i parë si zyrtar në këtë pozitë ishte udhëtimi me Shejh Salih Sherifin nga Tunisi për në Berlin.

Në Berlin vizitoi shumë kampe në të cilat kishte shumë të burgosur gjermanë, të cilët më parë kishin luftuar për ta mbrojtur Perandorinë Osmane. Mehmet Akifi këta të burgosur filloi t'i studionte në detaje dhe t'ua zbardhte historinë e tyre të vërtetë.

Pasi kthehet në Stamboll nga ana e kësaj organizate do të dërgohet sërish në vendet arabe. Këtu kishte për detyrë të vetëdijesonte popullin arab dhe t'u sqaronte atyre për mendimet e gabuara që kishin ndaj osmanlinjve. Në këtë kohë ai e merr dhe haberin për Fitoren e Betejës së Çanakalasë dhe me gëzimin më të madh do të shkruante poezinë e tij epike kushtuar kësaj beteje të madhe e cila u kurorëzua me fitore.

Mehmet Akifi pasi i gëzohet shumë fitores së popullit turk, ai dëshiron ta përkrahë moralisht atë, ndaj dhe me këtë rast e mbajti një hutbe – ligjëratë në Xhaminë e Zagnos Pashës.

Në këtë ligjëratë ai has një interesim dhe përkrahje të madhe nga ana e popullit, përkrahje që nuk e kishte pritur, populli e frymëzoi atë që të mbante hytbe – ligjërata të ngjashme edhe në xhami dhe vende të tjera, nga ku edhe vazhdoi t'i ftonte njerëzit për fitore dhe për vetëdijesim.

Nga shkaqe dhe arsye të radhës në Stamboll më nuk po ndihej rahat, kështu që me ftesën e Mustafa Kemal Ataturkut, ai vendoset në Ankara, por kësaj radhe do ta merrte me vete dhe djalin e tij Eminin. Aty sërish vazhdoi të vepronte e të punonte për vetëdijesimin kombëtar, por tani edhe në shumë role të tjera duke filluar si poet, hatib – ligjërues në xhami, gazetar dhe si politikan.

Mustafa Kemal Ataturku, i nisi një telegraf përfaqësuesit të Konjës

**Me propozimin e ministrit të atëhershëm të Arsimit, Hamdullah Suphi Bej, dhe me ndërmjetësimin e Hasan Basri Beut, i bëhet ftesë M. Akifit që ta shkruante himnin kombëtar të Turqisë.**

dhe nga ai kërkoi që Mehmet Akifi të zgjidhej deputet i Burdurit.

Gjatë viteve 1920 – 1923 zgjidhet si përfaqësues i të parit të Kuvendit të Lartë Kombëtar të Republikës së Turqisë. Në regjistrat e këtij kuvendi emri i Mehmet Akifit figuron si: "*Deputet i Burdurit dhe poet i poezive islame dhe frymëzuese kombëtare*".

Me ligjëratat e tij ai vazhdimisht e nxiste popullin që të rizgjohej dhe t'i qëndronte karshi dushmanit. Këto ligjërata ose predikime ai i shkruante dhe i shtypte dhe ashtu të shtypura i shpërndante.

Numrat 464 dhe 466 të gazetës "*Sirat-i Mustekim*", së bashku me shokun e tij Eshref Edipin, i botuan në qytetin Kastamonu. Për numrin 464 të kësaj reviste populli shfaqi shumë interesim, kështu që e shtypi disa herë dhe ua shpërndau edhe ushtarëve në Anadoll. Ndikimi i kësaj reviste aq shumë u rrit ndër masa dhe u bë një si udhërrëfyes për frymëzimin dhe vetëdijesimin e popullit turk.

Me propozimin e ministrit të atëhershëm të Arsimit, Hamdullah Suphi Bej, dhe me ndërmjetësimin e Hasan Basri Beut, i bëhet ftesë M. Akifit që ta shkruante himnin kombëtar të Turqisë. Mehmet Akifi e pranon këtë ftesë dhe teksti i tij arrin të pranohet zyrtarisht si tekst i himnit kombëtar të Republikës së Turqisë.

Mehmet Akifi në fillim nuk pranoi të shkruante një poezi të tillë, sepse ishte jashtë normave dhe ligjeve që ishin pjesë e personalitetit të tij, sepse në këtë rast ai që do ta shkruante këtë shkrim do të fitonte shpërblim në vlerë prej 500 lirave! E Mehmet Akifi nuk ishte nga ata që për shkrime paguheshin. Mirëpo, të gjithë të pranishmit në Kuvend e dinin shumë mirë se askush nuk do të arrinte të shkruante më fort e më mirë një himn sesa Mehmet Akifi, dhe pas shumë e shumë ftesave dhe këmbëngulјeve nga shoqëria e tij, ai pranoi dhe u zotua se ka për ta shkruar tekstin e himnit kombëtar të Republikës së Turqisë.

Himni kombëtar turk ose "Marshi i Pavarësisë"u botua në revistën të cilën e drejtonte pikërisht Mehmet Akifi, pra në "*Sirat-i Mustakim*" dhe në gazetën"*Hakimiyyet-i Milliyye*" më datën 17 shkurt 1921, datë kjo e cila përputhet me datën e shpalljes së Pavarësisë së Republikës së Kosovës më 2008, pra të vendit të origjinës së të parëve të poetit.

Shpërblimin e dhënë në shumë prej 500 lirave, M. Akifi ia fali Kryqit të Kuq, frontit të Hënës së Kuqe "Daru'l Mesa-i ("Shtëpia e punës"), një organizatë humanitare që merrej me qepjen e rrobave dhe e cila njëkohësisht edhe i mësonte strukturat e ndryshme të grave dhe të fëmijëve për punë të ndryshme, sidomos për prerje dhe qepje. Këtë shumë ai e fali edhe pse kishte borxhe 600 lira, por nuk donte t'i atribuohej se e kishte shkruar himnin kombëtar për të fituar çmimin!

Në vitin 1922 për shkaqe dhe rrethana shëndetësore dorëzoi dorëheqjen nga pozita e deputetit dhe shkoi në Egjipt, ku edhe qëndroi për një kohë dhe ku vazhdoi veprimtarinë në shoqëri me mikun e tij të ngushtë, Jozgatllë Mehmet Ihsan efendiun.

Në vitin 1924 botoi përmbledhjen me poezi me titullin e famshëm *"Safahat"*, që sot e kemi edhe në gjuhën shqipe. Në vitin 1925 nënshkroi marrëveshje me Bashkësinë Islame – Dijanetin e atëhershëm të Republikës së Turqisë për të përgatitur përkthimin dhe komentimin e Kuranit fisnik. Gjatë këtyre viteve verën e kalonte në Stamboll, kurse dimrin në Misir – Egjipt.

Një kohë u tërhoq nga jeta publike dhe filloi të punonte rreth përkthimit dhe komentimit të Kuranit fisnik, por në vitin 1932 hoqi dorë nga kjo ndërmarrje, nga frika se, për shkak të themelimit të projektit internacional të fesë, do të mund të përvidheshin edhe gjëra të tjera dhe kjo do të dëmtonte përkthimin dhe komentimin e tij, pra nuk do t'i zyrtarizohej përkthimi i saktë nga dora e tij. Këto shkrime të tij rreth përkthimit dhe komentimit të Kuranit, ia fali Ihsan Efendiut nga Jozgati, më saktë babait të Ekmeleddin Ihsanoglu – ish-Sekretarit të Lidhjes Islamike dhe mikut të madh të popullit shqiptar.

Në fund të jetës së tij Mehmet Akif Pejani sëmuret nga sëmundja e cerozës, e cila iu shkaktua nga ndërrimi i shpeshtë i klimës dhe vendbanimeve. Më 17 qershor të vitit 1936, Mehmet Akifi kthehet në Stamboll, ku qëndroi 6 muaj, më 27 dhjetor të vitit 1936 në Bejoglu në Apartamentin e Misirit, objekt ku qëndroi dhe jetoi gjatë muajve të fundit të jetës së tij, e dorëzoi shpirtin e tij të pastër, të madh dhe me shumë dije e vlerë.

Populli turk dhe ne populli shqiptar vazhdojmë ta kujtojmë me mirënjohje, mëshirë dhe me pietet, sepse ai e lartësoi në piedestal emrin e këtyre dy popujve fisnikë.

Zamira Merja

# Rreth Salih Vuçiternit

Salih Vuçitërni lindi në Vushtrri të Kosovës më 8 prill 1881. Mbaroi shkollën Normale dhe Universitetin e Fesë Myslimane në Stamboll.

Salih Vuçitërni lindi në Vushtrri të Kosovës më 8 prill 1881. Mbaroi shkollën Normale dhe Universitetin e Fesë Myslimane në Stamboll.

Më 6 shkurt 1910 deri më 30 dhjetor 1912 qe drejtor i Normales së Dibrës. Nga 14 qershor deri më 3 shtator 1914 ka qenë drejtori i arsimit i prefekturës Drin. Nga 24 qershor gjer më 2 tetor 1919 shërbeu si inspektor arsimi në Shkodër dhe nga fundi i 1919 gjer më 1920 qe n/prefekt i Matit. Më 1920 n/prefekt i Tiranës, 1920-22 prefekt i prefekturës së Drinit (Dibrës). Në vitet 1921-1925, 1928-1930, 1937-39 dhe 1943 u zgjodh si deputet i Parlamentit shqiptar, përfaqësues i prefekturës së Dibrës.

Në shkurt 1927 pas disa çrregullimeve në vakëfin shqiptar, ku ai ishte drejtues dhe dështimi i reformës në medrese, Vuçitërni bëri thirrje për një reformë në institucionet bamirëse, thirrje e cila çoi në polemika. Shërbeu si ministër i Punëve Botore në qeverinë Ko- ta. Gjatë mandatit ai u hetua për korrupsion. Ai ishte një nga dy njerëzit e besueshëm të Ahmet Zogut për riaktivizimin e Komitetit të Kosovës së bashku me Ismet Kryeziun nga Gjakova.

Vuçitërni u zgjodh si drejtues i një komisioni qeveritar përgjegjës për Reformat Agrare në Shqipëri, një komision që praktikisht nuk arriti asgjë të rëndësishme pos ndihmave për familjet kosovare që kishin braktisur Kosovën për të zgjidhur anën agrare në zonat qendrore të



Shqipërisë. Në vitin 1939 ai u zgjodh nga italianët si drejtor i *SITA-s* italiane (kompanisë përgjegjëse për energji elektrike logjistikë), duke e zëvendësuar Qemal Vrionin. Në vitet 1921-39 dhe 1942-45 Vuçiterni ka qenë drejtor i përgjithshëm i Vakëfeve.

U arrestua nga komunistët shqiptarë, në fund të vitit 1944 dhe u dënua si kriminel lufte. Më 19 maj 1949, u dënua së bashku me Musa Gjylbegun me burgim të përjetshëm.[1]

## Deklaratë mbi nevojën e reformave

Vuçiterni thekson faktin se për një të ardhme të ndritur të Islamit në Shqipëri, ndihet nevoja e reformave në xhamia dhe në medrese. Ai thotë se duhen ndërtuar aq xhamia sa komuniteti mysliman ka nevojë, e jo më shumë për arsye se nuk do të frekuentohen dhe se investimet e përdorura aty, mund të përdoren më mirë në medresetë e komunitetit mysliman. Ai ka bërë një përshkallëzim mjaft të bukur në këtë artikull, duke e nisur çështjen që nga parimet dhe ligjet e Zotit në Tokë. Vuçiterni thotë se asnjë mbretëri deri më sot, nuk u mbizotëroi dot të rejave të kohës, për sa kohë që ajo mbretëri nuk iu përshtat asaj. Nëse edhe ne si myslimanë, duam të jemi liderët e shoqërisë, duhet që patjetër të punojmë fort sot, duke u formuar teologjikisht dhe shkencërisht, në mënyrë që të premtojmë të ardhme të ndritur për pasardhësit tanë nesër.

Në artikullin e tij, vihet re qartë brenga dhe dëshira e madhe e tij për ta parë edhe një herë shoqërinë Islame në Shqipëri të lulëzojë ashtu siç i ka hije:

"Shkaku kryesor qi më shtyni të rroki penden në dorë, asht dishiri i madh qi kam t`a shoh edhe elementin mysliman të Shqipnis ashtu si më don zemra e më kënaqet shpirti; prandej më vjen si me i a pasë uha t`i drejtoj fjalën, me qëllim qi të zgjohemi prej gjumit të randë në të cilin kemi ra e t`i hapim mirë syt qi të mund të shofim udobisht se ç`asht tuej na u kërcnue."[2]

Vuçiterni vë theksin se ne si myslimanë, Allahu na ka nderuar duke na bërë pjesë të bashkësisë së Profetit të Tij të Fundit dhe na ka sjellë një sheriat me principe të shëndosha, të përshtatshme për të gjitha kohërat. Duke qenë kështu, nuk i ka hije një besimtari që të rrijë vendnumëro, të flejë

gjumë e të mos përpiqet për të arritur lumturinë në të dyja botët. Vuçiterni pas kësaj thotë se sa më e madhe është begatia e Allahut mbi ne, aq e madhe është edhe pesha e përgjegjësisë. Pesha e përgjegjësisë është aq e madhe, saqë nuk ka kohë të merremi me kritika, me thashetheme, me dashakeqësi, me plane individuale etj, por duhet që sa më parë t`i përvishemi punës për të kryer edhe detyrën e ngarkuar nga Allahu edhe për t`u lënë brezave një situatë të lumtur.

Në pjesën e fundit të artikullit, Vuçiterni zbret deri në detajet e organizimit të Komunitetit Mysliman. Thotë se është e nevojshme organizimi i vakëfeve në mënyrë që Komuniteti Mysliman të jetë i zoti të financojë veten e tij. Së dyti, është nevoja për të mbajtur nën kontroll ndërtimin e xhamive. Ato duhet të ndërtohen në varësi të numrit të popullsisë besimtare myslimane e jo dokudo dhe më pas të qëndrojnë të mbyllura. Gjithashtu, është nevoja e ngritjes së instituteve të cilat do të përgatisin mësues të kualifikuar për të dhënë mësim nëpër medrese. Së fundmi, u duhet dhënë rëndësi akoma më e madhe medreseve, të cilat duhet të jenë edhe për vajza edhe për djem edhe për jetimë edhe për fukarenj edhe për të pasur. Së fundmi, duhen organizuar edhe sisteme konviktesh, të cilat do të jenë me kushtet më të fundit dhe të jenë të hapura për të strehuar nxënës të cilët dëshirojnë të mësojnë akoma më shumë dhe nxënës të cilët nuk kanë mundësi banimi.

## Myslimani i sotshëm si do të jetojë nesër?[3]

Historia është pasqyra e jetës së gjithë kombeve të botës. Ajo është gjykuesja e shoqërisë njerëzore. Ajo na kallxon lindjen e gremisjen e popujvet dhe shkaqet e përparimit ose shdukjes së tyne. Tue qenë të sigurtë pra, se nesër, populli Mysliman qi jeton sot në Shqipni, do të jetë përgjegjës para kësajë gjykuesje së ndershme, duhet të mejtohemi e t`a pyesim vehten se jetën t`onë si ka me e përshkrue historija? Asht shumë e lehtë me iu përgjegj kësaj pyetjeje me fjalë, por tepër e randë me vepra![4]

Në këtë artikull, Salih Vuçiterni shtron edhe një herë nevojën e madhe për reformë në shoqërinë myslimane, sidomos në mentalitetin e saj, duke e lexuar mirë kohën dhe duke u parapërgatitur për të rejat e kohës. Ai thotë se armiku më i madh i suksesit dhe ai që i ka gjunjëzuar perandoritë e mbretëritë e mëdha, është dehja në rehati dhe mentaliteti (vexhedna abaena).[5] Për sa kohë që edhe myslimanët në Shqipëri, nuk shpëtojnë nga ky mentalitet, nuk mund të përparojnë dhe me keqardhje duhet thënë por do t`i përgatisin fundin vetes së tyre dhe vetëm do të mbeten një kujtim në histori. Myslimanit, nuk i shkon të jetojë një jetë boheme. Por duhet që për hatër të vlerave të larta që mbart ai libër i shenjtë që ndjek, të jetë aktiv, i zjarrtë, i zellshëm dhe kërkues për të arritur lumturinë në dy botët. Ai thotë se sot, është koha për të qarë për gabimet tona dhe koha për t`u rigjallëruar në të gjitha fushat e jetës dhe për të bërë më të mirën si myslimanë. Këtë artikull, siç e citon edhe vetë ai, e ka shkruar në bazë të kërkesave të lexuesëve të revistës "Zani i Naltë", pasi ata kërkuan me insistim botimin e numrit ku gjendej artikulli i domosdoshmërisë së reformave, sipas Salih Vuçiternit. Kështu që në pamundësi të ribotimit të atij numri, Salih Vuçiterni zgjedh ta risjellë edhe një herë në letër në një mënyrë më të detajuar, duke e pasuar atë edhe në numrat e tjerë në vazhdim atë që kishte shkruar në numrin e shkuar.

## Deklerata e II.[6]

Në këtë artikull, Salih Vuçiterni, jep një zgjidhje për problematikat e mëdha që e kanë kapluar shoqërinë myslimanë në Shqipëri. Ai thotë se në radhë të parë, njeriu duhet t`i bëjë reformim vetes së tij dhe të mësohet me të rejat. Zakonisht, njeriu shqiptar e ka të vështirë të braktisë një mentalitet, një sistem jetese dhe shpeshherë as nuk e dëshiron diçka të tillë, e të kalojë në një sistem tjetër. Edhe kur ai e shikon se jeta që ka ndërtuar, zakonet që praktikon, mentaliteti që ka, janë në kundërshtim me Sheriatin, as në këtë pikë nuk merr guximin të ndryshojë. Në fakt, duhet të jetë e kundërta. Sidomos myslimani, duhet të jetë vazhdimisht në kërkim të më së mirës, në kërkim të së resë. Kjo duhet të bëhet për të shpëtuar nga mjerimi, për të penguar shkatërrimin. Popujt e qytetëruar, edhe pse me vështirësi, kanë kryer reforma të ndryshme në jetën e tyre, derisa arritën të vendosnin standarde të reja. Në fund të këtij artikulli, Vuçiterni thotë se e vetmja rrugë për të arritur një ndryshim pozitiv në plan individual dhe shoqëror, është arsimi. Ai është i vetmi mjet që ndriçon mendjen. U jep fuqi dhe energji të reja brezave dhe shoqërive. Arsimi duhet të nxitet dhe të aplikohet në medrese, faltore, konferenca dhe në revistën fetare "Zani i Naltë".

## Konkluzione

Nevoja për përditësime ka qenë e hershme që me krijimin e njeriut dhe do të jetë deri në fundin e botës. Vetë zhvillimi i intelektit njerëzor dëshmon për këtë.

Kritikat janë për të përmirësuar akoma më mirë një situatë, një shoqëri apo për t`i paraprirë një fenomeni negativ. Zgjuarsi është të dëgjosh deri në fund kritikën dhe të rishikosh veten dhe punën që bën, në mënyrë që të hedhësh hapa më të fortë dhe më të suksesshëm, sidomos kur bëhet fjalë për t`i shërbyer fesë së Zotit.

Për sa kohë që do të ekzistojnë në masë të madhe karakteret të apasionuara pas rehatisë, dëshirës për famë, pushtet e duartrokitje, edhe sukseset do të jenë të pakapshme dhe shoqëria do të vazhdojë të humbasë në vorbullat dashakeqe. Sido që të jetë, pesha e përgjegjësisë, do të vazhdojë.

*1.https://sq.wikipedia.org/wiki/Salih_Vu%C3%A7it%C3%ABrni. 2. "Zani i Naltë", revista, Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, Tiranë, Prishtinë, Shkup 2015, vëll.2, fq, 196-197. 3. Vëll.2, f.467. 4. Vëll.2, f.467. 5. "Uexhedna abaena" – Me këtë shprehje të gjuhës arabe vihet theksi në ajetin Kur'anor "Ne i kemi gjetur etërit tanë në këtë fe dhe ne po ndjekim gjurmët e tyre." ,Esh-shu'ara' 26:74 dhe në ajetin Kur'anor "Jo, por i kemi gjetur të parët tanë që vepronin kështu", Ez-Zuhruf 43:22, nëpërmjet të cilave nënkuptohet apatia që kapllakosur shoqërinë myslimane shqiptare dhe gjendja e tyre e përgjumur. 6. Vëll.2, f.528.*

Hikmet Karqiq

# Myslimanët e fundit në Beograd 1867

## Hyrje

Para 150 vjetësh myslimanët e fundit u dëbuan nga Beogradi dhe principata e Serbisë. Me fjalë të tjera në vitin 1867 (materiali u shkrua në vitin 2017, Sh. V.) të gjithë ushtarët osmanë e lëshuan kalanë e Beogradit dhe me këtë përfundoi një etapë historike e filluar që nga viti 1862, në Konferencën e Kaligjit afër Stambollit. Për shpërnguljen e myslimanëve nga Principata e Serbisë në literaturën tonë (lexo boshnjake SH. V.) ekziston një numër i madh i punimeve. Veçanërisht theksohen veprat e Safet Bangjoviqit dhe të Galib Shlivës. Njëra nga figurat më interesante të kësaj periudhe në Beograd kishte qenë Rashid-bej Belgradi, me prejardhje nga Bosnja. Ka jetuar në Beograd, në shkrimet e veta ka lënë gjurmë shumë të rëndësishme në lidhje me historinë e Serbisë. Në këtë punim, shkurtimisht do t'i prezantojmë ngjarjet të cilat kanë sjellë deri tek shpërngulja nga Beogradi. Do të mundohemi të sqarojmë për çfarë arsye kjo ngjarje është aq me rëndësi për historinë moderne serbe dhe përse është me rëndësi për myslimanët e Ballkanit. Do të paraqesim edhe se si sot shënohet kjo ngjarje historike dhe se cili është roli i boshnjakut Rashid – bej në këto ngjarje.

## Fundi i shtetit osman në Serbi

Për historinë serbe dhe Kryengritjen e parë dhe të Dytë të tyre, janë shumë me rëndësi edhe vitet 1830 dhe 1833, kur Serbia e fitoi vetadministrimin, gjegjësisht princin dhe privilegje të tjera nga ana e Portës. Në nëntorin e vitit 1830, në Beograd u lexua hati-i-sherifi me të cilën pashallëkut të Beogradit (në historiografinë serbe dhe më gjerë ky term është prezent megjithëse termi zyrtar për territorin e ngushtë të Serbisë së atëhershme-ishte Sanxhaku i Smederevës që ka qenë pjesë e vilajetit të Rumelisë) dhe 12 krahinave të saj iu dhanë edhe gjashtë



të tjera nga të cilat myslimanët u detyruan që brenda afatit kohor prej një viti të shpërnguleshin. Të vetmit që kanë pasur guxim të mbesin kanë qenë ushtarët e vendosur nëpër kala. Hat-i-sherifi i Dytë u soll në vitin 1833, dhe me këtë afati kohor i shpërnguljes së myslimanëve u zgjat për pesë vjet. Të gjitha pronat e vakëfeve kaluan në mbikëqyrjen e shtetit serb kurse vend vakëfet e xhamive i takuan kishës ortodokse.

Gjatë tridhjetë viteve të ardhshme relativisht në Serbi mbisundoi paqja. Në Beograd, edhe pse dominonte paqja, marrëdhëniet ishin të acaruara. Aty sundonte sistemi paralel i pushtetit, respektivisht administratë e dyanshme: qyteti ishte i ndarë në dy pjesë, në atë serbe dhe atë osmane; ekzistonin dy polici – ajo serbe dhe ajo osmane.

Një incident në Beograd do ta ndryshonte historinë. Me 15 qershor të vitit 1862, në orët e pasdites, në Çukur-çezme ndodhi një grindje dhe konflikt në mes të nizamëve osmanë dhe disa serbëve rreth asaj se kush do të furnizohet i pari me ujë. Sipas versionit zyrtar serb të ngjarjes, një shegert serb rastësisht e thyen ibrikun e nizamit osman, ndërsa ky hakmerret duke e goditur dhe plagos një fëmijë serb. Trazirat u zgjeruan dhe erdhi deri te gjuajtja me pushkë mes policisë serbe dhe asaj osmane. Për shkak të këtij konflikti banorët myslimanë të Beogradit u tërhoqën në kala.

**Përfaqësuesit e Evropës konsideronin se këto ngjarje kërkojnë të thirret një konferencë e veçantë që të vendoset paqja dhe të zgjidhet mosmarrëveshja. Porta i pranoi këto kërkesa duke organizuar konferencën në fjalë në Kalinxhi të Stambollit.**

Shtëpitë e myslimanëve jashtë kalasë u shndërruan në caqe të plaçkitjeve dhe shkatërrimeve, ndërsa myslimanët u bënë cak i grupeve të armatosura serbe që filluan në qërim të hesapeve me të gjithë turqit. Është e qartë se incidenti në Çukur-çezme ishte vetëm motiv për zgjidhjen përfundimtare të çështjes lindore në Beograd.

Mihajlo S. Popoviq citon: "Para se i tërë qyteti të spastrohet nga krejt ajo që në të vërtetë ndodhi, me një shpejtësi marramendëse nëpër Beograd u përhap vullneti që me turqit e qytetit njëherë e përgjithmonë të pastrohen punët dhe se Porta të vihet para aktit të kryer. I panjohur është numri i myslimanëve të mbytur në Beograd, por është e qartë se në disa vende kishin ndodhur edhe masakrime.

"Një numër i konsiderueshëm i turqve që ishin mbyllur në Xhaminë e Deliut (prapa ndërtesës së tanishme të Akademisë së shkencave H. K.) shpëtuan falë intervenimit të policisë serbe, kurse grupeve tjera nuk u kishte punuar fati. Njëfarë Filip Crnogorci kishte hipur mbi kulmin e një teqeje turke



e cila ende ekziston në rrugën e Vishnjiqit, e thyen kulmin, kërcen brenda dhe filloi me rend t'i prente turqit, të cilët ishin strehuar në atë hapësirë të vogël. Asnjë i gjallë nuk do t'i shpëtonte po që se nuk do të intervenonte udhëheqësi i qytetit Barllovac duke i shpëtuar të mbijetuarit."

Komandanti i kalasë së Beogradit urdhëron që të ekzekutohet bombardimi i pjesës serbe të qytetit. Mirëpo, së shpejti Porta e Lartë jep urdhër që menjëherë të ndërpritet bombardimi, me këtët raste dhe e ndërroi pashën e Beogradit dhe e emërtoi komisarin e ri, Ahmed Vefik- efendiun. Komisari i ri u përpoq që ta qetësonte situatën dhe ta hetonte ngjarjen.

Përfaqësuesit e Evropës konsideronin se këto ngjarje kërkojnë të thirret një konferencë e veçantë që të vendoset paqja dhe të zgjidhet mosmarrëveshja. Porta i pranoi këto kërkesa duke organizuar konferencën në fjalë në Kalinxhi të Stambollit. Vendimet e sjella në këtë seancë u botuan në formë protokolli që përmbante 12 pika. Tri pika bënin fjalë për gjendjen e myslimanëve në Serbi, ndërsa pikat e tjera kishin të bënin me garnizonet nëpër kalatë e Serbisë në Beograd, Feth-i-islam (Klladovë), Shapa, dhe Smederevë, si dhe rrënimin e kalave në Uzhicë dhe Sokolicë.

Për këtë punë më interesante është pika e 8-të, e cila, mes të tjerash, thotë se "të gjithë banorët myslimanë që jetojnë përreth pesë pikave të konsoliduar të cilat, në bazë të marrëveshjes, ajo i mban në posedim dhe të cilat janë specifikuar në pikat paraprake, munden t'i lirojnë pronat e tyre dhe të tërhiqen nga territoret e Serbisë sa më shpejt që është e mundur". Në bazë të kësaj pike të protokollit u publikua edhe "Instruksioni për udhëheqësin e qytetit të Beogradit", në të cilën theksohet: "Ju nuk do t'i lejoni asnjë banori mysliman të Beogradit të jetojë jashtë qytetit."

Këtë vendim të Portës banorët myslimanë e pranuan të zhgënjyer, ashtu që duke pasur me dije se në këtë territor më nuk do të mund të qëndrojnë, ata filluan të shpërngulen. Nga Uzhica dhe Sokoli u larguan në drejtim të Bosnjës. Myslimanët që mbetën ishin të kufizuar dhe të izoluar brenda kalasë së qyteteve të theksuara. Megjithatë, së shpejti u mor në çështje edhe mbetja dhe ekzistenca e tyre. Pesë vjet pas Konferencës së Kalixhës myslimanët e fundit të kalasë e lëshuan Serbinë.

Më 10 prill 1867 Sulltani me dekretin e lëshuar e lejoi princin Mihajlo që të udhëheqë kalatë e Beogradit, Kladovës, Smederevës dhe Shabacit. Komandanti osman i kalasë, Ali Riza-pasha me 19 prill 1867, ia dorëzon princit Mihajlo çelësat e qyteteve të Shabacit, Beogradit, Kladovës dhe Smederevës. Ky ishte një akt simbolik me rastin e të cilit Ali Riza-pasha thotë: "Tani unë e pashë të udhës që udhëheqja e qyteteve të ju besohet juve dhe ushtrisë serbe, me kusht që pranë flamurit tim mbretëror të valojë edhe flamuri serb..."

Ushtarët e fundit osmanë e lëshuan kalanë e Beogradit në vitin 1867 dhe atëherë mbeti vetëm flamuri osman. Menjëherë, pas Kongresit të Berlinit 1878, kur Serbia e fitoi pavarësinë e plotë, e hoqi edhe flamurin osman.

## Rashid-beu në Beograd

Njëra nga figurat më interesante të kësaj periudhe, si dhe dëshmitari i këtyre ngjarjeve në Beograd është boshnjaku Rashid-bej Belgradi. Rreth personalitetit të Rashid-beut informatat janë të mangëta. Prej përshkrimeve të disa autorëve mund të jepet një biografi e shkurtë e tij.

Babai i Rashid-beut kishte qenë kolonel (*alabeyi*) i sanxhakut të Smederevës dhe anëtar i familjes së njohur Zaimzade në Beograd. Rashid-beu ka jetuar në Beograd dhe ka punuar si kryellogaritar dhe drejtor fiskal në sanxhakun e Beogradit. Komandanti i Beogradit Mehmet Hurshid-pasha kur u emërua për vali në Bosnjë, në shërbim të vet e mori edhe Rashid-beun, i cili atje qëndroi gjashtë vjet (1852-1858). Në Bosnjë ishte marrë me punët e çifluqeve. Pas pak kohe të kthimit në Beograd, ai shkon në Stamboll ku merr pjesë në Këshillin e reformave (*Meclis-Tanzimat*). Jo shumë gjatë nga kthimi i tij në Beograd ndodhi incidenti në Çukur-çezme (1862) pas së cilës ai bashkë me muhaxhirët e Beogradit strehohet në Bosnjë. Këtu ai gjatë misionit të Ahmet Xhevdet-pashës (1863-64) kryente detyrën e nënsekretarit për inspektim. Supozohet që Rashid-beu në vitin 1868 e ka lëshuar Bosnjën dhe është shpërngulur në Stamboll. Ka vdekur në vitin 1868.

Rashib-beu kishte pasur një koleksion të madh të librave. Gjatë jetës së tij në Beograd është marrë edhe me rregullimin e bibliotekës në xhamin e Bajram-begut. Po ashtu është interesante e dhëna se vila e Rashid-beut kishte qenë përballë Çukur-çezmës. Nga regjistri i rrugëve të vitit 1848 përmendet shtëpia e "Rashid-beut deri te Çukur-çezma". Pas incidentit te Çukur-çezmës dhe fillimit të trazirave si dhe të bombardimeve, Rashid-beu bashkë me myslimanët e tjerë shkon në kala ndërsa shtëpia e tij plaçkitet.

Rashid-beu ka shkruar një vepër shumë të rëndësishme *Tarih-i Vaqa-i Hayret-numa-i Belgrad ve Serbistan,* e cila në Serbi u përkthye në vitin 1894 me titull *Historia e ngjarjeve të çuditshme në Beograd dhe Serbi.* Ky libër përbëhet nga dy pjesë. Pjesa e parë përfshin periudhën nga viti 1802 deri më 1849 dhe periudha e dytë nga viti 1848 deri më 1861. Libri përmban pjesën narrative të ngjarjeve

**Në vitin 1866, princ Mihajli kërkon nga sulltani që osmanët tërësisht të largohen nga Serbia. Porta kishte pranuar kërkesën e Serbisë me kusht që në kala pranë flamurit serb të qëndrojë edhe flamuri osman.**

në Serbi dhe fermanët origjinalë që ndërlidhen me situatën politike në Serbi. Pjesa narrative pasqyrohet në dialogun e dy vëllezërve: Akilit dhe Nakilit – ku njëri i tregon tjetrit për shkaqet që kanë ndikuar për largimin nga Serbia. Libri i tretë, gjegjësisht *Zejl* apo shtojca për librin e parë quhet *Ta' rihqe-i Ibretnuma* dhe përfshin periudhën përfundimtare të shpërnguljes së myslimanëve nga Beogradi 1867. Kjo vepër u shkrua në vitet 1871-1872. Për rëndësinë e këtij libri flet edhe fakti se është përdorur edhe si burim për të shkruar *Ta' rihi Cevdet*, të veprës historike më të cituar për Mbretërinë Osmane të autorit Ahmet Xhevdet-pashës.

## Rrugët do të përmallohen për turqit, por turq më nuk do të ketë

Në njërën pjesë të librit të tij, Rashid-beu shkruan: "Për më pak se dhjetë vjet myslimanët kryengulthi do të dëbohen nga Beogradi". Ky parashikim shumë shpejt u vërtetua. Nga viti 1862 qeveria serbe kishte punuar në drejtim që të sigurohet përkrahja e huaj për zgjidhjen përfundimtare të çështjes lindore në Serbi. Pasi merr përkrahjen e duhur, në vitin 1866, princ Mihajli kërkon nga sulltani që osmanët tërësisht të largohen nga Serbia. Porta kishte pranuar kërkesën e Serbisë me kusht që në kala pranë flamurit serb të qëndrojë edhe flamuri osman. Kjo kërkesë simbolike u pranua dhe princi u thirr në Stamboll dhe me këtë rast Sulltan Abdulazizi ia dorëzoi fermanin për largimin e ushtrisë osmane nga Serbia. Çelësat e qytetit dorëzohen me 24 prill 1867. Ato i dorëzon komandanti i kalasë Ali Riza-pasha. Shkuarja e myslimanëve, gjegjësisht e turqve, për banorët dhe shtetin serb ishte një gëzim i madh.

Shkrimtari i njohur serb Branisllav Nushiqi në tregimin e tij "Gjashtë prilli" kështu e përshkruan kënaqësinë e banorëve serbë me rastin e largimit të ushtrisë osmane dhe të qytetarëve myslimanë:

*"Populli pa durim e priste shkuarjen e turqve, sepse çdo kush dëshironte që sa më parë të hyj*ë në qytet, *i cili gjatë tërë shekullit të kaluar kishte frikësuar qytetarët e selisë. Me 20 prill gazetat e Beogradit mes të tjerash sjellin edhe këtë lajm: "Dëgjojmë se në ditën e Shëngjergjit, si ditë e largimit të qetës së fundit të turqve nga ky qytet, 5000 serbë dhe serbe të qytetit do të kërcejnë me lojërat serbe. Vallja ndoshta do të jetë e para në botë për nga madhësia."*

*Megjithatë, çeta e fundit nuk shkoi në ditën e Shëngjergjit, por tek të nesërmen. Gjithashtu edhe kjo ngjarje u publikua, sepse bashkë me çetën u largua edhe Ali-Riza pasha. Ende në orën tetë të mëngjesit në fillim i pari hyri* çeta *jonë, pastaj rojet tona të sistemuara që bënë zëvendësimin e rojeve turke.* Më pas u rreshtua çeta turke në drejtim të *lumit Sava, që prej aty të lundrojnë nga Danubi. Te lumi Sava, pranë përfaqësuesve tanë zyrtarë, kishte edhe shumë njerëz të tjerë, gjersa muzika jonë, me nisjen e barkës, u binte marsheve tona lamtumirëse. Posa barka filloi të zhdukej nga bregu,në qytet u* dëgjuan ushtimat e gjuajtjes me topa *në shenjë lamtumirëse. Kështu mori fund ky akt historik, ndërsa* të nesërmen shtypi solli *këto lajme: Kështu pra vepruam me ndarjen tonë përfundimtare nga turqit që për mendimin e sotëm* të ditës së *denjët me ç'rast tani në tërë Serbinë asnjë turk nuk ka mbetur. Me këtë rast poetët thurën vargje të fuqishme në të cilat shprehen:*

*"Thellë nga gërmazi*
*Le të këndojë Serbia tani*
*Sepse nga kurrillat turke*
*Topi më nuk hallavitet!""*

Shumë shpejt pas largimit të osmanëve nga Beogradi, të gjitha gjurmët e Islamit u shkatërruan. U rrënuan të gjitha xhamitë përveç asaj të Bajraklisë që mbeti e vetmja. Gjurmën më të mirë të shkruar për kulturën dhe trashëgiminë osmane e la Divna Gjuriq-Zamollo, në librin *"Beogradi si qytet oriental nën turqit 1521-1867"*(Ky studim ka qenë temë e disertacionit të doktoraturës së mbrojtur në Sarajevë në vitin 1975, ndërsa si libër të formatit të madh u botua dy vjet më vonë në Beograd. Sh. V.).

## Përfundimi

Njëqind e pesëdhjetë vjetorin e shpërnguljes së ushtrisë osmane nga Beogradi, ky qytet e festoi në mënyrë solemne. Për këtë jubile u përgatit një ceremoni solemne ushtarake dhe policore si dhe dorëzim-pranimi skenik i çelësave nga ana e të rinjve të teatrit Dadov. Aktorët e rinj të veshur me rroba ushtarake serbe dhe osmane si dhe shërbyesve osmanë aktruan dorëzim-pranimin e çelësave të qytetit të Beogradit. Vetë manifestimi *Ditët e Beogradit* ndërlidhet me këtë datë dhe logoja e manifestimit është në formë të çelësit. Në Çukur-çezme nuk ka më ujë, por është skulptura e djaloshit të lënduar në incidentin e famshëm të viti 1862. Në këtë lokacion shënohet Dita e Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë, Dita e Policisë dhe Festa e Ministrisë. Në Kalemekdan gjendet përmendorja e skulptorit Mihajlo Paunoviq, e vendosur në vitin 1967, me rastin e njëqindvjetorit të shpërnguljes së myslimanëve nga Beogradi. Në anën tjetër, dëshmitë për praninë e myslimanëve janë duke u gjurmuar.

*Marrë nga TAKVIM, Sarajevë 2018.*
*Përktheu dhe përshtati Shefki Sh. Voca.*

**Mr.Sc. Myzejen Myftari**

# Përballja me sfidat për të jetuar si praktikante myslimane në mes të “liberalizimit” perëndimor (2)

## Diskursi/debatet medietike

*Mediet janë një nga përcaktuesit më të fuqishëm të opinionit publik botëror. Disa studime akademike tregojnë se mediet perëndimore forcojnë fuqimisht një pikëpamje hegjemone ndaj femrave myslimane.*

Nga njëra anë, në medie mbizotëron ideja se gjendja e myslimaneve sot lidhet me shtypjen dhe pasivitetin. Nga ana tjetër, mediet rregullisht shprehin shqetësime rreth mbulesës si shenjë kulturore-fetare që nuk përputhet me “vlerat” dhe “normat” e botës perëndimore. Në të njëjtën kohë, mediet debatojnë dhe i lidhin ngjarjet e fundit me shqetësimet dhe diskutimet rreth integrimit të pakicave myslimane në Perëndim.

Sidoqoftë, jo të gjitha mediet e trajtojnë mbulesën në kontekste negative. Në vend të kësaj, ato përdorin aftësinë dhe fuqinë e tyre për të përshkruar imazhe që pasqyrojnë realitete që lidhen me jetën e grave myslimane. Ekzistojnë disa degë që u japin zë grave myslimane dhe një hapësirë për të shpjeguar zgjedhjet e tyre dhe ndjenjat pozitive në veshjen e mbulesës apo edhe të burkës. Artikujt e fundit në “The Guardian” dhe “Aljazeera” janë shembuj.

## Përplasja e kulturave

Kultura popullore perëndimore e sheh mbulesën si diçka të rrënjosur në kulturën “patriarkale” të Islamit, e cila gjatë shekujve ka synuar t’i privojë gratë nga të drejtat themelore të njeriut, siç është e drejta për të vendosur për trupin e saj. Prandaj, gratë myslimane konsiderohen si “të shtypura” dhe njerëz të nënshtruar, që duhet të “ndriçohen” dhe “të shpëtohen”. Në këtë rast, perëndimorët dënojnë fenë islame si shkak për mohimin e lirisë së grave myslimane në shumë aspekte, për shembull lirinë e veshjes dhe të lëvizjes.

Edhe pse shoqëritë perëndimore janë në krizë të thellë për shkak të fenomeneve negative që i kanë tronditur këto shoqëri, të tilla si droga, prostitucioni, alkolizmi, kriza e familjes etj., sulmi mbi femrat myslimane është gjithnjë në rritje.

Ndërsa emigrantët nga vendet myslimane vazhdojnë të vendosen në Evropë, qeveritë po fillojnë të vënë në pikëpyetje nocionin e multikulturalizmit, modelin e emigracionit që ka mbizotëruar për dekada në pjesën më të madhe të kontinentit. Ky model shpesh ka çuar në krijimin e shoqërive para-





lele të ndara, të cilat kanë injoruar njëra-tjetrën si dhe në krijimin e një nënklase të madhe myslimane.

Avokatja berlineze Seyran Ates, një aktiviste e të drejtave të grave turko-gjermane thotë se në Evropë "ekzistojnë dy shoqëri me dy sisteme të vlerave të ndryshme që jetojnë krah për krah, por të ndarë nga njëri-tjetri."

## Kurikulat arsimore

Zyrtarët në Evropë, tani po fillojnë të përqëndrohen në statusin e femrave; ekziston një besim në rritje se fuqizimi i femrave është një faktor kyç për të ndihmuar komunitetet e tyre të integrohen në shoqërinë e vendit. Por, në të njëjtën kohë, pjesa dërrmuese e rinisë myslimane (femra dhe meshkuj) edukohen në shkolla me kulturë laike evropiane, gjë që bën që ata të largohen shumë nga traditat dhe familjet e tyre, një dilemë kjo që shpesh çon në vetmi dhe tjetërsim. Të përfshirë në shkolla me kurikula arsimore që çojnë në kahe të kundërta nga edukimi islam dhe të përballur në shtëpi me traditën familjare, ku të paktë janë ata prindër që arrijnë të bëjnë dallimin ndërmjet udhëzimeve islame dhe traditës e zakoneve të vendit të origjinës, brezi i ri i lindur në emigracion ndodhet në udhëkryq dhe ndihet totalisht i çorientuar.

Ndërkohë, ata të paktë që kanë mundësi të ndjekin një arsim me kurikula arsimore islame, ndihen të huaj në shoqëri pasi arsimi i ofruar në shkollat islame, në Perëndim, shpesh përcillet sipas koncepteve tradicionale të vendit të origjinës duke bërë kështu shkëputjen e nxënësit nga realiteti ku jeton.

Si rezultat, mund të themi se brezi i ri i myslimanëve tëhiqet nga kahe të kundërta pa ditur si të veprojë dhe cilën udhë të zgjedhë; atë të familjes e cila e drejton drejt Islamit, por që nuk ia qartëson dot atë dhe nuk e bën të ndihet komod në fe apo atë të shoqërisë e cila përdor metoda nga më të sofistukuarat për ta tërhequr drejt asaj rruge që ka projektuar për të dhe që është shumë larg Islamit.

## Sfida e punësimit

Një tjetër sfidë më të cilën përballen myslimanët në Përëndim është punësimi. Sipas një raporti të parlamentit britanik të përpiluar më 2017, myslimanët e Britanisë vuajnë disavantazhin më të madh ekonomik krahasuar me grupet e tjera të popullsisë. Shkalla e papunësisë ndër myslimnët është mbi dy herë më e madhe se ajo e përqindjes së përgjithëshme të pjesës tjetër të popullsisë (12.8% krahasuar me 5.4%) ndërkohë që 41% e myslimanëve janë ekonomikisht inaktivë krahasuar me 21.8% të pjesës tjetër të popullsisë.

Sipas raportit të Parlamentit britanik, arsyet e kësaj gjendjeje janë të ndryshme, ato përfshijnë: diskriminimin dhe islamofobinë, stereotipet, presionin e familjeve tradicionale që ndalojnë veçanërisht femrat nga edukimi dhe punësimi, mungesën e këshillave të domosdoshme në përzgjedhjen e arsimit të lartë dhe mungesën e modeleve për t'u marrë si shembull për edukimin dhe punësimin.

Sa u përmend më lart, migrimi nga një vend në një vend tjetër, i detyron emigrantët e brezit të parë, të përballen me papunësinë ose punësimin në nivele më të ulta, të papërshtatëshme për përgatitjen e tyre arsimore dhe profesionale. Atyre u duhet të bëjnë shumëhapa pas, me gjithë eksperiencën profesionale që mbartin me vete. Kjo rrit zemërimin brenda tyre pasi ata nuk e gjejnë veten dhe në këtë mënyrë ndihen të paintegruar në shoqëri.

## Sfida e martesës

Martesa është një sfidë me të cilën përballen femrat e origjinës myslimane si dhe ato të konvertuara në Islam. Duke qenë se martesa është gjysma e fesë dhe nuk duhet vonuar

dhe njëkohësisht është edhe burimi i stabilitetit në jetë, i respektit dhe dashurisë reciproke, njeriu përpiqet të gjejë në jetë shokun apo shoqen që i përshtatet nivelit social, arsimor dhe ideor të tij.

Por, për femrat në përgjithësi dhe për femrat e konvertuara në veçanti, martesa nuk është aspak diçka e thjeshtë. Si do ta gjejë dikë të përshtatshëm në jetë dhe nëse e gjen një person potencialisht të pranueshëm si do të mund të përshtatet me dallimet kulturore? Kur një femre të arsimuar myslimane të origjinës apo të konvertuar, i flitet për martesë ajo natyrshëm do të pyesë: - “Me cilin do të martohem që të mund të kuptojë dijet dhe botëkuptimin tim?”. Kjo pasi meshkujt myslimanë praktikantë, të arsimuar dhe të integruar, nuk janë aq me shumicë sa mendojmë. Kjo na bën të rekomandojnë me urgjencë arsimimin e meshkujve gjithashtu.

Si pasojë e këtyre faktorëve dhe të atyre që thamë më lart mbi mënyrën e trajtimit të femrës nga bashkëshorti, të mungesës së përgjegjësisë nga ana e burrit dhe hedhjen e kësaj barre mbi supet e gruas, lindin divergjenca të cilat kapërcehen me vështirësi ose nuk arrijnë të kapërcehen, gjë që po çon në një rritje të frikëshme të numrit të divorceve ndërmjet myslimanëve.

## Rekomandime

Duke përfunduar mund të themi se myslimanët në përgjithësi dhe femrat myslimane në veçanti, përballen me sfida nga më të ndryshmet në vendet e origjinës dhe në vendet ku migrojnë.

Sipas Pew Research Centre, Islami nuk është vetëm feja e dytë më e madhe në botë pas krishterimit, por popullsia myslimane është gjithashtu grupi më i madh fetar në rritje. Ky studim vlerëson se popullsia globale myslimane do të rritet nga 1.6 miliardë në vitin 2010 në rreth 2.8 miliardë në vitin 2050. Bazuar në parashikimet e kësaj qendre, popullsia myslimane në Evropë do të rritet nga rreth 43 milionënë vitin 2010 në gati 71 milionë në vitin 2050 për shkak të disa faktorëve duke përfshirë strukturën e moshës, migracionin dhe normat e larta të fertilitetit të myslimanëve të rinj.

Lind pyetja: -Me këtë rritje në popullsinë myslimane, si do të ndryshojë paragjykimi i gjatë dhe krimet e urrejtjes ndaj myslimanëve dhe grave myslimane në Evropë?

Ndryshimi i sjelljes, diskriminimit, paragjykimeve dhe islamofobisë që nxiten nga Perëndimi kundër Islamit dhe myslimanëve janë pika e nisjes në përmirësimin e marrëdhënieve ndërmjet Islamit dhe Perëndimit.

Politika dhe mediet duhet të gjejnë rrugët dhe mënyrat për uljen e tensioneve dypalëshe dhe zvogëlimin e ndryshimeve ndërmjet kulturave. Për të arritur këtë, nuk është nevoja të kemi një numër më të madh diplomatësh e gazetarësh që merren në këtë fenomen por duhet që diplomatët dhe gazetarët ta njohin Islamin dhe ta kuptojnë atë drejt.

Arsimimi i të dy gjinive është një tjetër hallkë kyçe për inicimin e zgjidhjes së problemit. Nuk mjafton të kryesh një punë krahu për të siguruar ushqimin e përditshëm të familjes, por duhen bërë të gjitha përpjekjet për ngritjen arsimore dhe kulturore të të dy gjinive. Vetëm kështu do të mund të ndërtojmë një Islam bashkëkohor dhe të suksesshëm, i cili të mund të përballet me sfidat e kohës dhe të tregojë vlerat e vërteta por, të keqkuptuara, të Islamit në Perëndim dhe jo vetëm.

Luftimi i patrialkalizmit dhe ndarja e zakonit dhe traditës nga legjislacioni islam është një tjetër fushë në të cilën duhen bërë përpjekje të mëdha. Islami është i vjetër sa vetë bota dhe do të vazhdojë të jetë në këtë tokë deri në fund të jetës së shoqërisë njerëzore. Nisur nga ky këndvështrim nuk ka Islam të ri e Islam të vjetër, nuk ka Islam përparimtar dhe të prapambetur, tolerant apo terrorist. Islami ka vlera të pakundërshtueshme civilizimi, por që dijetarët, studiuesit dhe thirrësit në fe, duhet të dinë dhe të ndërgjegjësohen për të arritur qartësimin dhe lidhjen e dispozitave fetare me realitetin bashkëkohor si dhe të mundësohet rritja e rolit të femrave në interpretimin bashkëkohor të Islamit.

I fundit, por jo më pak i rëndësishëm, është fakti se kuptimi i lirisë dhe i një jete më të mirë ndryshon nga individi tek individi dhe nga kultura në kulturë. Për të zvogëluar konfliktet në shoqëri, hapi më i rëndësishëm dhe ndoshta më i vështirë është të zhvillohet mirëkuptimi dhe pranimi i ndryshimeve individuale dhe kulturore. Neni 4 i Deklaratës së OKB-së për Eliminimin e të Gjitha Formave të Intolerancës dhe të Diskriminimit Bazuar në Religjion ose Besim shprehimisht përcakton: “*Shtetet duhet të marrin masa efektive për të parandaluar dhe eliminuar diskriminimin në bazë të fesë ose besimit ...*”

Në këtë dritë, qeveritë dhe mediet duhet të luajnë rol vendimtar përmes edukimit për të nxitur pranimin dhe mirëkuptimin reciprok të rritjes së diversitetit në shoqëritë perëndimore.

*1. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html. 2. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html. 3. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html. 4. https://publications.parliament.uk/pa/cm201617/cmselect/cmwomeq/89/89.pdf. 6. https://publications.parliament.uk/pa/cm201617/cmselect/cmwomeq/89/89.pdf. 7. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html. 8. https://www.npr.org/templates/story/story.php?storyId=18234876&t=1551731015206. 9. https://unu.edu/publications/articles/confronting-prejudice-against-muslim-women-in-the-west.html*

Dr. Ammar El-Mufti

# Studimi më i gjatë shkencor që është bërë ndonjëherë

Studimi më i gjatë shkencor në historinë studimore është bërë në shkencat humane, lidhur me identifikimin e saktë të shkaqeve që supozoheshin se mund ta bënin njeriun të lumtur.

Këtë studim e ka bërë Universiteti i Harvardit dhe i ka zgjatur jo më pak se shtatëdhjetë e pesë vjet. Për objekt të këtij studimi janë marrë 724 njerëz vullnetarë.

Shumica absolute e personave mbi të cilët është bërë studimi gjatë gjithë etapava te jetës së tyre, në fillim të rinisë së tyre janë shprehur se burimet apo shkaqet që mund ta bëjnë njeriun të lumtur janë këto tri:

**Rolin më të madh për ta lumturuar njeriun, për të qenë ai në mirëqenie dhe më jetëgjatë; e luan cilësia e raporteve të tij familjare, raporteve sociale dhe e raporteve përgjithësisht ndërnjerëzore që ka ai.**



- Të bësh pasuri
- Të arrish famë
- Të tregosh sukses

Por, pas tetë dekadave, gjatë të cilave janë vëzhguar personat mbi të cilët është zhvilluar studimi, konkluzioni në të cilën ka arritur studimi është ky:

Rolin më të madh për ta lumturuar njeriun, për të qenë ai në mirëqenie dhe më jetëgjatë; e luan cilësia e raporteve të tij familjare, raporteve sociale dhe e raporteve përgjithësisht ndërnjerëzore që ka ai.

Pyetja që duhet të shtrojmë ne është kjo: a nuk janë pikërisht këto raporte e këto marrëdhënie, të cilat studimi i Universitetit të Harvardit i ka treguar se kanë rolin më të madh për ta lumturuar njeriun, për të qenë në mirëqenie e për të jetuar më gjatë ai; pra a nuk janë këto raporte e këto marrëdhënie pikërisht ato për të cilat feja jonë na kërkon që të kujdesemi që t'i ndërtojmë e t'i mbajmë sa më të mira?

Edhe sa më shumë rol pozitiv në njeriun do të kishin raportet e tij të mira familjare e ato shoqërore kur ato të lidhen e të shoqërohen me parimet e larta të besimit tonë!

Allahu në Kuran thotë:

"Kush bën punë të mirë, qofshin nga gjinia mashkullore apo ajo femërore e duke qenë besimtarë, Ne do t'ujapim një jetë të mirë (në këtë botë) e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre." (En-Nahl:97)

*Përktheu: Ilmi Rexhepi*

Mr. Nashit Ferati

# Globalizimi dhe të vërtetat e reja (1)

Globalizimi, ashtu siç sot është formuluar dhe paraqitur, është shpikje e shteteve veri-atlantike, ndërsa e qartë është sikur dita se qëllimi i tyre është pasurimi i mëtejshëm i pikërisht atyre shteteve, si dhe për ta përforcuar dominimin e tyre ndaj botës.

Natyrisht, ata tanimë dominojnë botën. Mirëpo, ata dëshirojnë që ta përforcojnë atë dominim me qëllim që të sigurohen se as shtetet e Azisë Lindore të mos paraqesin ndonjë konkurrencë. Ky punim përqendrohet në ndryshimet e rëndësishme që kanë të bëjnë me globalizimin dhe realitetete të reja të saj, konkretisht, objektiv i këtij punimi është që të shtrojë aspektet sociale më kryesore të globalizimit dhe realitetet e reja të saj, duke përdorur metodën deskriptive, atë komparative dhe analizën e dispozitave të deritanishme.

Në përfundim të punimit shtrohen përparësitë e globalizimit dhe realitetet e reja të saj, si dokument bazë që i jep kahe zgjidhjes së problemeve ekzistuese e që është në hap të ballafaqohet me sfidat e kohës..

**Ne jemi bërë pjesë me apo pa dashje dhe i jemi nënshtruar në njëfarë mënyre në shumë plane fenomenit të globalizimit.**

Të menduarit në botën dhe në ndodhitë globale që na rrethojnë, deshëm ne apo nuk deshëm na bëjnë të shtrojmë shumë pyetje dhe të kërkojmë përgjigje.

Çka është globalizim, globale, botërore, cilat janë ato vizione dhe interesa politike, ekonomike dhe kulturore, që sjellin zhvillim dhe përparim të mëtejshëm të njerëzimit, janë këto vetëm disa nga pyetjet e shumta të njeriut moral për të cilat ose nuk ka gjetur ose është shumë rëndë të jepet përgjigje. Ndryshimet shoqërore gjatë historisë kanë pasur ndikime të ndryshme në jetën e njerëzve nëpër epoka të ndryshme. Zakonisht, këto ndryshime janë shprehur si risi ekonomike, politike e kulturore në jetën shoqërore të popujve të ndryshëm, të cilat, në raste të caktuara, kanë pasur një shtrirje më të gjerë, duke i kaluar kufijtë e





grupeve shoqërore të popujve dhe duke u shtrirë nëpër popuj e kultura të ndryshme.

"Globalizimi"është nocioni, i cili, siç duket, përshkruan tubimin e të gjitha vendeve të planetit në një entitet. Këtë shprehje haptazi e kanë shpikur vendet e pasura edhe kjo si përgjigje ndaj përparimit teknologjik dhe ndaj shpejtësisë dhe mundësisë së udhëtimit. Mirëpo, siç duket, theksi është vënë në lirinë e lëvizjes së kapitalit dhe të tregtisë së mallrave dhe shërbimeve.

Ne jemi bërë pjesë me apo pa dashje dhe i jemi nënshtruar në njëfarë mënyre në shumë plane fenomenit të globalizimit. Për globalizimin duket se ka koncepte të ndryshme. Vështirësitë nisin pikërisht këtu, në përcaktimin e konceptit bazë. As në debatin shkencor dhe as në atë të gjerë publik nuk ka një përkufizim të vetëm e të unifikuar, të njohur si të tillë nga të gjithë. Le të shohim në një mënyrë të përmbledhur disa nga përpjekjet për të përkufizuar konceptin e globalizimit, përkatësisht nga Elmar Altvater, Anthony Giddens dhe Ulrich Menzel, autorë këta që janë vetëm disa nga autorët e shumtë që shtjellojnë temat e globalizimit:

"Globalizimi është një proces i kapërcimit të kufijve të lindur historikisht. Ai nënkupton të njëjtin fenomen si erozioni (pra nuk është zhdukje) e sovranitetit kombëtaro-shtetëror dhe prezantohet si shkëputje e ekonomisë së tregut nga 'shtrati' i rregullave morale dhe detyrimeve të institucionalizuara të shoqërive". "Globalizimi është intensifikimi i marrëdhënieve sociale mbarëbotërore, nëpërmjet të cilave vende të largëta mbajnë lidhje me njëra-tjetrën, në mënyrë të tillë që ngjarjet në një vend karakterizohen nga të njëjtat procese, sikurse edhe në një vend tjetër shumë kilometra larg dhe anasjelltas".

Në enciklopedi të ndryshme që mund të shfrytëzohen "online" në internet, globalizimi përkufizohet, si: "proces i transformimit të gjërave ose dukurive lokale a regjionale në dukuri globale. Mund të përkufizohet edhe si proces, në bazë të të cilit popujt e botës janë të unifikuar në një shoqëri të vetme dhe funksionojnë bashkërisht.[1]

Ky proces është kombinim i forcave ekonomike, teknologjike, sociokulturore e politike, një definicion tipik – mirëpo kufizues – mund të merret nga Fondi Monetar Ndërkombëtar (FMN), i cili e thekson ndërvarësinë ekonomike gjithnjë në rritje të vendeve rreth e përqark botës përmes shtimit të vëllimit dhe shumëllojshmërisë së transaksioneve tejkufitare në mallra e në shërbime, rrjedhjen e lirë ndërkombëtare të kapitalit si dhe shpërndarjen tejet të shpejtë e të gjerë të teknologjisë.

Term për realitetin pas përfundimit të botës biopolare dhe përplasjeve ideologjike, proces gjithëbotëror i lidhjes gërryerjes së sistemeve të veçanta ekonomike, politike e kulturore, prirje e bizneseve, teknologjive ose filozofive që të përhapen në korniza mbarëbotërore. Globalizimi është term dhe proces që ka ndeshur kundërshtime, madje më tepër edhe sesa pasmodernizmi, sepse shënon një botë të rrudhur, siç do të thoshte McLuhan, një botë të shndërruar në fshat global (global village), një botë të shndërruar në treg të ndërlidhur, të përkufizuar nga zona ose kufij kombëtarë.[2]

## Historiku i globalizimit

Si term "globalizimi" ka filluar të përdoret qysh në vitin 1944, mirëpo ekonomistët kanë filluar ta aplikojnë aty kah viti 1981. Termi "fshat global" u afirmua pas botimit të veprës Understanding Media (Routledge, Londër, 1964) nga autori McLuhan. Ndërkaq Theodore Levitt-i është meritori për farkimin e termit 'globalizim' përmes një artikulli të tij që ai e shkroi në vitin 1983 për "Harvard Business Review" të titulluar "Globalization of Markets (Globalizimi i tregjeve)".

Meqë kjo fjalë ka dy kuptime, edhe teknike edhe politike, është e qartë se grupe të ndryshme do të kenë edhe histori të ndryshme të "globalizimit"[3].

*1. http://www.scribd.com/. 2. Ali Pajaziti, Fjalor i sociologjisë, Logos-A &UEJL, Shkup, 2009, f.59. 3. http://www.el-hikmeh.net.*

*Prof. dr. Ahmed Omer Hashim

# Sahihu i Buhariut konsiderohet libri më i saktë pas Kuranit famëlartë

Buhariu tregon: „Nuk kam shënuar në Sahihun tim ndonjë hadith, para se të bëja Istihare dhe t'i falja dy rekate namaz dhe vetëm atëherë kur vërtetohesha me bindje për autenticitetin e hadithit, e shënoja."

Të gjithë dijetarët myslimanë janë të një mendimi se Koleksioni i Haditheve të imam Buhariut, i njohur si :Sahihul-Buhari", konsiderohet vepra më autentike dhe më e besueshme pas Kuranit Famëlartë.

Të gjitha hadithet që ndodhen në Sahihun e imam Buhariut janë origjinale dhe të vërteta (sahih) dhe nuk gjendet në të qoftë edhe një shkronjë e vetme gabim. Kështu është edhe me Sahihun e Muslimit dhe Muvetanë e Imam Malikut.

Sahihu i Buhariut është ruajtur (nga ndryshimet dhe falsifikimet) ashtu siç është ruajtur Kurani Fisnik dhe Ai i Cili i ka ruajtur këta dy Libra, është pikërisht Allahu i Madhërishëm. A nuk thotë Allahu në Kuran: **„Ne e kemi për detyrë tubimin dhe leximin e tij** (Kuranit)**. E kur ta lexojmë atë ty, ti përcille me të dëgjuar leximin e tij. Dhe pastaj është obligim yni që ta shpjegojmë?"** E me fjalën **„bejaneh** - ta shpjegojmë" është për qëllim HADITHI i Pejgamberit a.s. Pra, Allahu i Lartësuar është Ai që e ka marrë për sipër ruajtjen e fjalëve të Pejgamberit a.s. ashtu siç ka marrë për sipër ruajtjen e Fjalës së Tij.

**Sahihu i Buhariut është ruajtur (nga ndryshimet dhe falsifikimet) ashtu siç është ruajtur Kurani Fisnik.**

Imam Buhariu është transmetuesi më i mirë i haditheve profetike. Ai përzgjodhi vetëm 7,275 prej 600,000 haditheve sa ishin aktuale në kohën e tij.



Buhariu tregon: „Nuk kam shënuar në Sahihun tim ndonjë hadith, para se të bëja Istihare dhe t'i falja dy rekate namaz dhe vetëm atëherë kur vërtetohesha me bindje për autenticitetin e hadithit, e shënoja."

Dijetarët myslimanë duke parë rëndësinë dhe vlerën e madhe të kësaj vepre në jetën e myslimanëve (pasi sunneti është burimi i dytë i Sheriatit dhe sqarues i Kuranit) nisën të shkruanin vepra voluminoze për interpretimin dhe komentimin e haditheve profetike. Prandaj sot kemi komentimin e Ibn Haxherit, Kastalaniut, Bedruddin Ajniut etj., si dhe komentimin më të ri që është komentimi im i kësaj vepre kapitale që e kam përmbledhur në 16 vëllime, pas një pune sistematike për 17 vjet me radhë. Çdo vëllim ka 600 faqe.

Përfund, pas gjithë atij hulumtimi dhe komentimi që i kam bërë kësaj vepre, betohem në Allahun dhe deklaroj me plot përgjegjësi se nuk ekziston asnjë hadith i dobët (daif) në Sahihun e Imam Buhariut.

*Nga arabishtja: Enes Koshi*

** Prej dijetarëve të mëdhenj të Ezherit dhe muhaddith me renome botërore. Allahu e ruajttë!*

**Prof. dr. Hysen Matoshi**

# Ashiku i Kosovës

Vështrim lidhur me librin poetik "Burrnia foli" të Burhan Al Din Sejdi Filit, botoi Bashkësia Islame e Kosovës, Prishtinë, 2019, f. 118.

Më 1924, dijetari dhe intelektuali i madh i botës shqiptare, Hafiz Ali Korça, reagoi ndaj mizorive serbe që u bënë në Kosovë, më konkretisht në fshatrat e Drenicës, duke shkruar dhe njëkohshëm edhe botuar në faqet e "Zanit të Naltë" njërën ndër kryeveprat e tij letrare, poemën me titullin "Vajtimet e Atdheut". Qoftë si reagim, qoftë si vlerë e rrallë artistike e letërsisë shqipe, kjo poemë për gati një shekull nuk u vlerësua në përmasën e duhur. Megjithatë, kjo vepër dhe shumë të tjera, janë dëshmi se Kosova, në vijimësi, ishte pjesë e interesimeve të autorëve dhe intelektualëve që jetonin dhe vepronin brenda kufijve të shtetit shqiptar, por edhe në mërgim.

Gati një shekull më vonë, në një kontekst antipodik social e historik, e shohim të shfaqet një autor që ia kushton një vepër Kosovës. Fjala është për autorin Burhan Al-Din Sejdi Fili, i njohur edhe me pseudonimin Jetim Zamani dhe veprën e tij poetike "Burrnia foli". Autor edhe i disa veprave të tjera, të shkruara në shqip dhe në anglisht, sikundër janë "Yuo are created to be a star not a burnig meteor", "Hope is alive", përkthyer edhe në shqip me titullin "Shpresa është gjallë", "Pluhun n'ecje" dhe "Jehona shpirtnore", në të cilat shpërfaqet bota e tij e pasur dhe e veçantë mendimore e shpirtërore, racionale e emocionale, teologjike dhe artistike, Burhan Al-Din Fili mbetet vijimtar në rrugën e që trasuan kolosët e mëdhenj të kulturës e përgjithësisht të botës shqiptare. Ndaj le të më lejohet të them se, edhe në këtë pikëpamje, autori ynë ecën gjurmëve të patretshme të Hafiz Ali Korçës. Fundja asnjë shkrues, sado i arrirë, nuk do të mund ta thoshte kaq bindshëm atë



që e thonë vargjet e tij dedikuese e programatike të librit poetik "Burrnia foli":

*Këto vargje i shkroi Burhani,*
*prej Koplikut një grusht dhé,*
*porsi qiri i digjet xhani,*
*për Islam e për Atdhe.*

*Lindë e rritë në Koplik,*
*në krahë t'gurbetit fluturon,*
*për Kosovën ba ashik,*
*Fe e Atdhe me shpirt i don.*

Gjithë biografia e Burhan Al-Din Sejdi Filit, jetëshkrimi i përmbledhur në rrugëtimin vendlindje – kurbet (që kalon nëpërmjet arratisjes) dhe përkushtimi i tij jetësor janë brenda këtyre vargjeve. Binomi fe-atdhe, ose më konkretisht islam-atdhe, dashuria e veçantë për Kosovën, dhimbja për vuajtjet e saj dhe krenaria për dëshmorët e saj - përbëjnë shenjat orientuese, ose gurët kilometrikë në biografinë e tij personale dhe në biografinë e madhe kombëtare të intelektualëve, të autorëve shqiptarë, të cilët përbërësit identitarë i panë në ndërveprim të përhershëm e të pashkëputshëm dhe jo në kundërvënie ndërmjet tyre, sikundër u përpoq të na bindte për rreth gjysmë shekulli ideologjia komuniste.

Megjithatë, përmbledhja poetike fillon me definimin e një ideali etik, si shpërfaqje e pikëpamjeve autoriale në rrugëtimin drejt kodit ideal e të pranueshëm, që këtu nga autori Fili identifikohet si burrni, e të cilën (burrninë) myftiu i Republikës së Kosovës, Naim Efendi Tërnava, në parathënien e librit, e emërton si një tërësi vlerash. Programi i tij, i shpalosur artistikisht në vargje poetike, por me një gjuhë qartësisht komunikuese dhe të dekodueshme, parakupton një përdallim filozofik ndërmjet kategorisë gjinore (mashkullit) dhe kategorisë etike (burrit). Mirësia, mirënjohja, bujaria, fisnikëria, modestia, besimi, edukimi, durimi, premtimi dhe vetmohimi sajojnë idealin etik të autorit, të cilin, sipas tij, nuk është e lehtë ta arrijmë:

*Udha për në burrni asht e pa skaj,*
*besa dhe premtimi janë 'binarët' e saj.*
*Prej secilit kërkohet shumë punë,*
*por pa emën të Allahut nuk arrin askund!*

Kjo poezi, por edhe ajo pasuese, e titulluar "Urtësia dhe vullneti", janë konceptuar si traktake filozofike të autorit, ndërsa shëmbëllimin më të plotë për to, qoftë si përmbajtje, qoftë si mënyrë ligjërimi poetiko-filozofik, të dendësuar e të sintetizuar në planin semantik, e gjejmë në distikët e papërsëritshëm të Xhelaludin Rumiut, asaj gurre të pashtershme mendimore e artistike.

Megjithatë, secili lexues këtë libër poetik do ta quante, pa asnjë mëdyshje, një libër për Kosovën, për krenarinë që kjo pjesë e kombit zgjoi në zemrat e të gjithë atdhetarëve kudo ndodhen, për dëshmorët e saj, për qëndresën heroike. Ndaj themi se dallimi ndërmjet veprës së Hafiz Ali Korçës dhe Burhan Al Din Filit konsiston në receptimin e dy situatave të ndryshme që lidhen me Kosovën: lotët e derdhur për pësimet e saj nga njëra anë dhe krenarinë për rrugëtimin e saj të suksesshëm drejt lirisë në anën tjetër. Kuptueshëm selami i autorit nga larg (nga San Francisko e ShBA-së) për pavarësinë e Kosovës është selam shpirtëror në trajtë poetike:

*Pavarësinë uron Burhani,*
*nga Shqipnia një grusht dhé,*
*porsi qiri i digjet xhani,*
*për Islam e për Atdhe.*

*Kahdo endet në gurbet,*
*n'krahë t'dashnisë ai fluturon,*
*prej Imanit merr gajret,*
*kudo t'jetë selam ju çon!*

Poema "Kulla e Jasharit" përbën boshtin e këtij vëllimi poetik. Kulla në këtë rast është simboli i qëndresës dhe heroizmit njerëzor, i vetëdijes së familjes Jashari për të mbrojtur identitetin dhe dinjitetin e saj njerëzor, familjar dhe kombëtar. Ndonëse e shkruar me plot ndjenja dashurie për aktin e saj madhor, e gjithsesi me një gjuhë të zgjedhur, autori nuk rrëshqet, sikundër ndodh me një varg shkrimesh letrare e madje edhe shkencore, në konceptualizime legjendarizuese, mitologjizuese e folklorizuese.

*S'janë përralla me diva e zana,*
*por janë djem që i rriti nana.*
*Në gji t'shqiptares janë rritë,*
*Nuri i Zotit i ka ndritë.*

*Të kalitun në kullë të Imanit,*
*dritë e shpresë për hir t'Vatanit!*
*Edhe tash ti lum zotnia,*
*shih si del në pah burrnia!*

Një variant lirik të kësaj poeme e përbën edhe poezia "Gjithkush vesht e mori sot", në të cilën poeti këndon aktin e çlirimit të Kosovës dhe ngre lart portretin e dëshmorëve të kombit, ndër të cilët, pa dyshim, bëjnë pjesë edhe prijës fetarë të përkatësisë islame, të cilët luftuan dhe u flijuan në përballje me armikun.

Shkrime të tjera poetike u kushtohen figurave të shquara të kombit, sikundër janë Haxhi Zeka, Shaban Polluzha dhe shehidët e krahinës së Rugovës. Është kjo galeria e personaliteteve, të cilat në kontekste të ndryshme i dhanë jetë emrit të Kosovës. "Udha e lotëve" është krijim poetik që e ka shpërfaqur botën e peokupuar emocionale të autorit. Në të, si te rrallë ndonjë autor tjetër, trajtohet tragjedia e madhe kombëtare dhe njerëzore, përkatësisht dëbimi masiv e sistematik i shqiptarëve nga trojet e tyre etnike.

Do të dëshiroja të flisja pak më gjerë për vlerat konkrete letrare të këtij libri, për disa nga veçantitë e tij, për përkimet e qarta me letërsinë popullore dhe me

shkrimet letrare të alamiadistëve tanë, për fjalësin e kësaj vepre, për figuracionin e saj, por sigurisht kjo do të kërkonte hapësirë më të gjerë kohore. Uroj që kjo vepër, në të ardhmen, të bëhet objekt shqyrtimesh të ndryshme dhe të marrë jetën e saj edhe nëpërmjet kritikës sonë letrare.

Përgjithësisht libri poetik "Burrnia foli" i Burhan Al-Din Sejdi Filit është shpërfaqje e një bote të pasur ideore e emocionale, e mendimit të pjekur dhe e dashurisë së djegur, e mallit të shndërruar në fjalë dhe e fjalës së shndërruar në art. Është një monument kulturor e shpirtëror të cilin autori ynë ia ka ngritur dashurisë së tij të madhe – Kosovës.

## Të dhëna biobibliografike




Burhan Al-Din Sejdi Fili, i njohur edhe me pseudonimin Jetim Zamani, u lind në Koplik më 1949. Duke qenë i pakënaqur me jetën në sundimin komunist, me kufizimet e mëdha që komunizmi solli në jetën shoqërore dhe shpirtërore në Shqipërinë e asokohshme, si i ri arratiset më 1976 në Jugosllavi. Largimin e tij nga vendlindja dhe atdheu e realizoi në një mënyrë të pazakontë. Kishte vendosur të përballej me vdekjen në kërkim të lirisë. Ishte gati e paimagjinueshme që ta notoje gjithë Liqenin e Shkodrës, por Burhan Al-Din Sejdi Fili ia doli mbanë dhe u arratis në Jugosllavi. Menjëherë u burgos nga autoritetet jugosllave, por një vit më vonë largohet për në Itali dhe më pastaj, më 1977, vendoset në Shtetet e Bashkuara të Amerikës.

I etur për dije islame, më 1982 shkoi në Universitetin e njohur të Egjiptit "Al-Az'har", ku i kreu studimet përkatëse. U shqua për punën e tij në fushën e informimit, duke hapur edhe radion e parë në gjuhën shqipe në Kajro. Gjatë qëndrimit në Egjipt pati rastin të njihej edhe me studentët e asokohshëm kosovarë, sikundër ishin myftiu aktual i Kosovës Naim efendi Tërnava, zëvendësmyftiu i Kosovës Reshat Mexhidi, kryeimami i Kosovës Sabri Bajgora, drejtori i Konviktit të Medresesë "Alaudin" Ahmet Rama, Tahir Kukaj, Fitim Flugaj etj. Njohja me studentët nga Kosova do ta shtonte edhe më shumë dashurinë e autorit për këtë krah të rëndësishëm të gjeografisë sonë kombëtare. Te Kosova do të gjente prehjen dhe ngushëllimin për Shqipërinëe munguar, në të cilën u kthye vetëm pas ndryshimeve të mëdha në jetën e saj shoqërore më 1991.

Burhan Al-Din Sejdi Fili shquhet si njëri ndër dijetarët islamë në botën shqiptare. Kontributi i tij është i shumanshëm, në rend të parë si autor veprash letrare të shkruara në shqip dhe në anglisht, por edhe si përkthyes i veprave të rëndësishme islame. Është autor i përmbledhjeve poetike të shkruara në gjuhën shqipe: "Pluhun n'ecje", "Jehona shpirtnore" dhe "Burrnia foli"; por edhe autor i veprave të shkruara në anglisht: "Yuo are created to be a star not a burnig meteor", "Hope is alive" (është përkthyer edhe në shqip me titullin "Shpresa është gjallë"). Po ashtu është përkthyes në shqip i veprave me tematikë islame: "Islam në/in Focus 1990" dhe "Dyzet hadithet Nebevije dhe Kudsije".

Burhan Al-Din Sejdi Fili bën një jetë aktive ndërmjet ShBA-së, Shqipërisë dhe Kosovës, ndërsa është ligjërues në disa qendra të njohura islame të Amerikës Veriore.

# Fanar i ërrësirës

"Muhammedi a.s shëmbëlltyrë për mbarë njerëzimin"



*Sonte po frynte një erë e lehtë vjeshte, e bashkë me ngjyrat më të bukura që ka kjo stinë, u pikturua emir yt, Ja Resulullah!*

*Ndërmjet reve të pambukta po ndriçonte edhe dielli, e ndër rrezet e tij, ishte mbetur i tretur imazhi i shpirtit tim të përmalluar.*

*Brenda qenies sime ndjeja fuqinë e ashikut të tërë njerëzimit, ndjeva fuqinë e salavateve brenda meje.*

*Shikoja qiellin, tek ndryshonte ne drejtim të perëndimit të diellit, e era shpërndante pluhurin e tokës, e mua ndërmend me erdhi rëra e Mekës, ai vend i bekuar, që pati privilegjin e ecjes tënde, ata hapa që nuk i shpërndau dot as rëra, pas atyre hapave që ne vazhdojmë të ecim, të ndjejmë fuqinë e paqes, të ndejmë shembullin e mirësisë, të nuhasim aromën e xhenetit, të ndjejmë ëmbëlsinë e durimit.*

*Ja Resulullah dashuria mban emrin Tënd, sepse ti deshe më shumë se çdo gjë që ne të jemi drita e natës, të ndjejmë fuqinë e Allahut, dhe të bëhemi nga të shpëtuarit.*

*Imazhi im është tretur në kërkim të dijës tënde, sepse dija që shpërndave Ti, i takon Dijës së Mbretit. Sepse jam etur për dijen tënde, sepse jam lodhur për të kuptuar moslodhjën tënde, kam qarë për të ndjerë zërin e zemrës. E kam vështruar hënën dhe kam medituar se si ndarja e saj, i bashkojë zemrat e sinqerta.*

*O i dërguar, shpirtin e ka marr malli për Xhenetin, sepse kudo që trupi shtegton është po në kërkim të tij. Nga do që ecim, duam të takojmë njerëz me fytyra pranvere, por se di pse zemrat tona janë bërë dimër, jemi në kërkim të lumturisë, e ne humbim çdo ditë, gabojmë e lëndohemi çdo ditë, shpirtrat tanë janë përmalluar për një vend ku nuk do të ketë keqtrajtime, nuk do të këtë padrejtësi.*

*O i dërguar, eja do të thoja, sepse me ardhjen tënde, do të zgjidheshin të gjitha problemet, e bota do parfurmosej me aromën e paqes, eja do të thoja, po të mos më vinte turp nga gjenda jonë, nga pamja jonë, se di sa larg kemi mbetur, e sa më shumë që afrohemi, po dallojmë më qartë largësinë tone.*

*Shembulli yt është fanar i shpirtrave tanë, sepse çdo ditë e më shumë bota po errësohet.*

*Ajo që shpesh na ringjallë nga hamendja e ditëve, është dridhja e kjametit, që ditët po i përmbledh, orët sikur po i bashkon, jetojmë javë që na jenë bërë ditë, e muaj javë.*

*Ka ardhur koha kur ta mbash islamin është sikur ta mbash gacën, por neve ajo që më shumë po na lëndon dhe po na krijon plagë është se po na quajnë të prapambetur, sepse para shumë shekujsh ngrite vlerën e vajzës, me ardhjen tënde, ne veshim petkun e qenies, na quajnë të padijshëm, për dijen që na dhuroi Allahu, në Kuranin famëlartë, e që shkenca ende s'ka arritur ta vërtetojë.*

*Ja Resulullah, ndër mend me vjen durimi yt, lutjet e tua, e fytyra më skuqët, e në kraharorin tim rrah zemra fort, sepse do të doja të m'i hidhnin mua gurët, kur ti hidhnin ty, të më shanin dhe të më përbuznin mua.*

*Ja Resulullah, do të doja të isha krah përkrah me Sumejën, të shihja përmes vdekjes Xhenetin, të ndjeja aromën e tij, nga shqiptimi i forcës së shehadetit, kur Bilalli lexonte, në vend rënkimit nga gurët. Do të doja që bota të kishte forcën e Omerit, për të larguar të keqën, do të doja të kishte më shumë të besueshëm dhe të mençur si Ebu Bekri, të kishte fëmijë të mençur si Aliu, trima si Osmani.*

*Bota po errësohet çdo ditë nga vuajtjet e të pafajshmëve, por shpresa që po na jep jetë është drita që Ti erdhe me të, e po ndriçon sytë tanë, po përkulë zemrat tona.*

*Botës po i shtohet nuri YT, nur që verbon trishtimin, që çlodh lodhjen, që ringjall zemrat, e shemb mërzinë. Ezani po i bënë shtatë anët e botës, një fshatë lumturie. Po mbledh shpirtrat tanë, drejtë unitetit.*

*Myslimani lodhët, por as lodhja nuk e dërmon, myslimani pikëllohet por as pikëllimi nuk e shkatërron, sepse ne jemi umeti yt, umetin tënd që deshi edhe Musai a.s ta ketë, sepse ne jemi ata që të duam. Ata që të besuam edhe pa të pare Ja Resulullah, sepse zemrat i bashkon dashuria për Allahun. E Ti erdhe si pranverë për botën, e botës ju shtua stina e bereqetit, bujarisë, dhembshurisë, drejtësisë, moralit të lartë.*

*Bashkë me Ty që more barrën që nuk e pranuan kodrat e malet, se po ta pranonin do të bëheshin hi, bashkë jemi duke u ndriçuar nga Kurani Famëlartë.*

*O I dërguar, mbi Ty qoftë paqja dhe mëshira e Zotit, që të bëri më të dashurin e qiejve dhe tokës, qofshim edhe ne nga të përgëzuarit. Sepse edhe neve na morri malli për ty, njësoj siç qau pema, kur ti u largove, andaj bë shefat për neve, që të jemi bashkë me ty nën hijen e pemës Tuba në Xhennet, e të pimë nga burimi i Keutherit, aty të shuajmë etjen e pritjes së takimit me Ty.*

*Paqja qoftë mbi ty, e Allahu na bashkoftë në Xhenetët e Tij, ku e mira merr një dimension tjetër, ku lumturia merr një trajtë tjetër.*

*Sepse Paqja është vula jonë, që na le trashëgimi.*

*Kosovare Pajaziti*



# Fazli Greiçevcit

*Në shtatorin e vitit 63 diku në Prishtinë*
*bashkë me trimat që s'harrohen*
*ti e rimëkëmbe, mësues,*
*shqiptarinë*

*25 vjet ditari yt dhe flamuri*
*u rritën në zemrat atdhetare*
*dhe një ditë na i mbushën malet*
*plot me ushtarë të Ushtrisë Çlirimtare*

*Se Ai Zot që i di të gjitha*
*të njëmendtën nuk do ta humbasë,*
*ai fshat ku s'ta duroi armiku as varrin*
*sot, prej teje, ka marrë emrin Flamuras*

*Amanetin për emrin "Flamur"*
*që e le nëse do të të lindte djalë,*
*sot krejt shqiptarët që ka Kosova*
*këtë amanet tëndin dinë si ta mbajnë*

*Nuk pranojnë asnjë shenjë të huaj*
*nuk lejojnë t'u bëjë kush dredhi*
*kuq e zi e dinë flamurin e vet*
*dhe ty të kanë simbol të tij*

*A na jep nder prej largu,*
*o mësuesi ynë më i madh,*
*a po na e lejon edhe neve*
*t'shkruajmë emrat në ditarin tënd?!*

*-Ilmi Rexhepi*

# Myftiu Tërnava priti në takim komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralmajor Lorenzo D'addario

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, me 4 shtator, priti në takim komandantin e KFOR-it, gjeneralmajor Lorenzo D'addario.

Myftiu pasi i dëshiroi mirëseardhje mysafirit, e njohu atë me zhvillimin e jetës fetare në vend dhe me institucionet e BIRK-ut, duke potencuar se BIRK-u vazhdimisht është përkushtuar për një Kosovë, qytetarët e së cilës të bashkëjetojnë në dashuri e harmoni ndërfetare e tolerancë, të cilën tashmë e kanë kultivuar prej shekujsh. Myftiu theksoi respektin dhe mirënjohjen që gëzojnë forcat e KFOR-it te të gjithë qytetarët e Kosovës. Ai në këtë vazhdë tha se kemi ndërtuar traditë të marrëdhënieve të mira dhe bashkëpunimit me Kfor-in. Nga ana e tij, gjeneralmajori Lorenzo D'addario falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për angazhimin e tij personal dhe të Bashkësisë që udhëheq për mbajtjen dhe kultivimin e vetëdijes për paqen, për harmoninë ndërfetare, tolerancën dhe bashkëjetesën qytetare. Ai në fund tha se NATO-ja në Kosovë është e përkushtuar për të krijuar siguri për të gjithë qytetarët. *(R.S)*



# Myftiu Tërnava inspektoi punimet në objektin e Këshillit të BI-së në Drenas

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, si dhe nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit, Valon ef. Bequku, me 6 shtator inspektuan punimet në objektin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit. Myftiu Tërnava pa nga afër punimet dhe u informua nga përgjegjësit mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ai u nda i kënaqur me punimet, pasi që institucionet e Bashkësisë Islame dita-ditës po ndërtojnë dhe po përmirësojnë infrastrukturën e objekteve fetare për të përmirësuar jetën dhe për të lehtësuar kryerjen e obligimeve fetare. *(B.Z)*



# Myftiu Tërnava takoi kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me 12 shtator, takoi kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Paraprakisht Myftiu Tërnava shprehu mirënjohje për punën dhe angazhimin e tyre për organizimin e jetës fetare nëpër këshilla të BI-së duke potencuar se para nesh ende kemi punë që duhen bërë që emanetin që kemi marrë mbi super tona ta çojmë në vend. Ai më tej në këtë takim me kryetarët e KBI-ve shprehu bindjen se bashkëpunimi, koordinimi dhe komunikimi në vijën zyrtare duhet të shtohet në të mirë të avancimit të proceseve dhe në të mirë të këshillave të BI-së.

Në këtë takim, theks të veçantë iu kushtua edhe ngritjen së ma lart të raporteve dhe që të respektohet vija institucionale ndërmjet administratës dhe Kryesisë, pastaj këshillave në njërën anë si dhe nga ana tjetër raportet administratë-xhemat duhet të jenë shumë të mira dhe të gjithë imamët duhet të vizitohen dhe të ndiqet nga afër puna dhe veprimtaria e tyre, në mënyrë që efikasiteti dhe angazhimi të jetë edhe më i madh në të mirë të xhematit ku vepron imami. Myftiu Tërnava më tutje shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre.

Në këtë vazhdë të kësaj fryme, po ashtu takime kanë zhvilluar edhe përgjegjësit e institucioneve të tjera të Kryesisë së BIRK-ut, sekretari i përgjithshëm Ahmet ef. Sadriu ka takuar të gjithë sekretarët e këshillave të BI-së së Kosovës, kryeimami Sabri ef. Bajgora ka takuar të gjithë kryeimamët e KBI-ve të Kosovës, si dhe drejtori financiar Islam ef. Hasani ka takuar të gjithë arkëtarët e KBI-ve duke kërkuar nga ata aktivitet edhe më efikas dhe një koordinim sa më të mirë të punëve dhe aktiviteteve fetare.

Në fund, kryetarët e KBI-ve të Kosovës falënderuan Myftiun për këto takime duke lutur Zotin që këto takime të jenë të frytshme dhe thanë se, sa herë që e kërkon nevoja, janë në gatishmëri të plotë të institucionit. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava inspektoi punimet në objektin e hifzit ”Mehmet Akif Ersoj”dhe punimet përrestaurimin e “Qarshi Xhamisë” në Pejë

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami i BIRK-ut, Sabri ef Bajgora, zëvendëssekretari, Rexhep ef. Luma dhe zëvendëskryeimami Fatmir ef.Iljasi, me 18 shtator inspektuan punimet në objektin e hifzit ”Mehmet Akif Ersoj “ të Këshillit të Bashkësisë Islame të Pejës, ndërtimi i të cilit është në fazën finale. Myftiu fillimisht u prit nga kryetari i KBI-së së Pejës Musli ef. Arifaj dhe administrata, ai e njohu Myftiun Tërnava me aktivitetin dhe punët që janë duke u bërë në KBI të Pejës si dhe me jetën e përgjithshme fetare në këtë komunë.

Myftiu Tërnava më pas pa nga afër punimet që janë duke u zhvilluar sipas planit të paraparë në objektin vakëf të këtij këshilli, si dhe pa punët për restaurimin e Qarshi Xhamisë, e cila është po ashtu në fazën finale të restaurimit si dhe u njoftuan nga përgjegjësit për ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve.

Myftiu Tërnava u nda i kënaqur me punimet, falënderoi donatorin, Myftininë e Jalloves nga Turqia për ndërtimin e këtij objekti, duke potencuar se institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës dita-ditës po përmirësojnë dukshëm infrastrukturën e objekteve fetare. *(R.S)*



# Myftiu Tërnava priti një delegacion nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me 19 shtator priti një delegacion nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë të prirë nga zv/drejtori gjeneral i kësaj drejtorie z.Rifat Turker.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava falënderoi Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë për ndihmën që kanë dhënë për ngritjen e infrastrukturës së BIRK-ut, sidomos për restaurimin e monumenteve të trashëgimisë kulturo-historike dhe për ndihmat sociale. Ai po ashtu çmoi kontributin dhe ndihmën e madhe që ka dhënën Republika e Turqisë për popullin e Kosovës, si dhe për ndihmën e ofruar për integrimin e Kosovës në mekanizmat rajonalë dhe ata ndërkombëtarë.

Nga ana e tij, përfaqësuesi i Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë falënderoi Myftiun për mikpritje dhe u shpreh se janë të lumtur që po ndihmojnë për zhvillimin infrastrukturor të monumenteve të trashëgimisë kulturore.

Ai çmoi kontributin dhe koordinimin shumë të mirë me Myftiun Tërnava dhe premtoi se kjo ndihmë dhe ky bashkëpunim do të vazhdojnë edhe në të ardhmen në të mirë të popullit të Kosovës. *(R.S)*



# Promovohet libri me poezi “Burrnia foli” i autorit Burhan Fili

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në Svis Diamond në Prishtinë, më 20 shtator, u bë promovimi i librit me poezi “Burrnia foli” të autorit BurhanFili. Në këtë eveniment morën pjesë Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, studiues, profesorë, imamë, administrata e këshillave të BI-së së Kosovës, nga Departamenti i Gruas, mysafirë nga Shqipëria, përfaqësues të jetës politike, kulturore dhe dashamirë të librit. Me fjalë rasti u paraqit edhe Myftiu Tërnava, i cili pasi përshëndeti të pranishmit, vlerësoi lart punën e autorit duke thënë se kjo vepër është me rëndësi dhe vlerë të lartë etike, kulturore. Myftiu më tej tha:” …vepra që sot po promovojmë është e një rëndësie të veçantë, ngase flet për vlerat tona, për virtytet, për traditën e brumosur me mësime islame, për trashëgiminë e rrallë e shumë të çmuar, për trimërinë, bujarinë, për vatanin dhe dëshmorët e tij, për historinë tonë të dhimbshme, por të lavdishme. Si mjeshtër i penës që është, z. Burhani ka arritur që në poezitë e tij të ngërthejë këto elemente, funksion i të cilave nuk është thjesht përkujtimi i së kaluarës, por ndërtimi i së ardhmes duke u shikuar në pasqyrë të së kaluarës...”

Ai më tutje nënvizoi se në poezitë e z. Burhanit shohim edhe shtjellimin që i bën burrërisë e që është puro islame. Burrëria që rëndom kuptohej si vrazhdësi e ashpërsi, në poezitë e z. Burhanit është e refuzuar. Burrëria e zhveshur nga mëshira, butësia, falja, dashuria, maturia, urtësia, është arrogancë. Për këtë shkak, z. Burhani i ka vënë titull librit ‘Burrëria foli’ për të treguar se vlerat e mirëfillta duhet të jenë ato që na udhëheqin ne, jo antivlerat.

Kjo vepër nuk flet vetëm për vetveten por edhe për ne, edhe për përkushtimin tonë institucional që të kultivojmë publicistikën islame me të gjitha zhanret e saj. Ata që ndjekin veprimtarinë tonë botuese mund ta vërtetojnë praktikisht këtë. Ne do të vazhdojmë të mbesim zëri juaj, të jemi në shërbimin tuaj, të



punojmë për të mirën e misionit me të cilin jemi ngarkuar, për çka, përveç përgjegjësisë, ndiejmë edhe kënaqësi. Të jesh në rrugën e Zotit është vërtet kënaqësi!

Diana Cana foli në emër të familjes dhe falenderoi Myftiun Tërnava për botimin e kësaj vepre.

Për librin "Burrnia foli", referuan prof. Hysen Matoshi, Besnik Jaha dhe Neki Kaloshi, të cilët vunë në pah vlerat dhe domensionin letrar, fetar dhe atdhetar të librit. Aktori Basri Lushtaku recitoi disa poezi të shkëputura nga libri i autorit.

Në këtë vepër shpërfaqet bota e tij e pasurdhe e veçantë mendimore shpirtërore, racionale, emocionale, teologjike e artsitike. "Burhan Fili mbetet vijimtar në rrugën që trasuan kolosët e mëdhenjtë popullit shqiptar. Andaj edhe në këtë pikëpamje autori ecën gjurmëve të patretshme të Hafiz Ali Korçës. Fundja asnjë shkrues sado i arrirë nuk do të mund të thoshte kaq bindshëm atë që e thotë në vargjet e tij dedikuese e programatike të librit "Burrnia foli"…", -tha mes të tjerash prof Matoshi.

Referuesi tjetërmr. Besnik Jaha tha se poezia e autorit është e këndshme dhe e dobishme. Poezia e autorit Burhan Fili buron nga shpirti dhe, po sipas konceptit islam, buron nga dashuria për liri, pa varg të matur, të lirë njësoj si liria e shpirtit, edhe pse të lira në formë këto vargje, poezitë e këtij libri janë të atilla që nuk qajnë kokën për formën, sepse ajo në fakt është aparencë.

Edhe referuesi tjetër Neki Kaloshi vlerësoi lart librin e autoritduke theksuar se autori i përket një brezi që neve në Shqipërinë londineze na mungon, ngase dy breza i rrafshoi komunizmi. "Kjo poezi është e lidhur me poezinë e para 70 vjetëve të kolosëve siç është Hafiz Ali Korça, Ibrahim Dalliu, dhe sikur ka një boshllëk, shtatëdhjetë vjet dhe autori këtij boshllëku i ka vënë vulë, sepse në poezitë shqiptare shumë pak është folur për vlera duke hyrë shtresëzime të tjera.

Krejt në fund, autori i librit falenderoi Kryesinë e BIRK-ut në krye me Myftiun Naim ef. Tërnava për botimin e librit. Ai tha: "Vepra është ajo që ta jep nënshtetësinë e duhur se kush je dhe nga vjen. Unë jam shumë mirënjohës për vlerësimin dhe pjesëmarrjen." *(R.S).*

## Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në promovimin e librit "Burrnia Foli" të autorit Burhan Fili

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

*I nderur zotëri Burhan Fili,*

*Të nderuar mysafirë nga Shqipëria,*

*Të respektuar kolegë dhe bashkëpunëtorë,*

*Vëllezër dhe motra!*

Vepra që sot po promovojmë është e një rëndësie të veçantë, ngase flet për vlerat tona, për virtytet, për traditën e brumosur me mësime islame, për trashëgiminë e rrallë e shumë të çmuar, për trimërinë, bujarinë, për vatanin dhe dëshmorët e tij, për historinë tonë të dhimbshme, por të lavdishme. Si mjeshtër i penës që është, z. Burhani ka arritur që në poezitë e tij të ngërthejë këto elemente, funksion i të cilave nuk është thjesht përkujtimi i së kaluarës, por ndërtimi i së ardhmes duke u shikuar në pasqyrë të së kaluarës. Si shumë poetë të mëdhenj në poezitë e tyre, por edhe Burhani lehtësisht kuptohet se ai digjet derisa shkruan vargjet. Thirrja e tij dëshiron të ndihet në veshët e rinisë, atyre që kanë trashëguar këto vlera e virtyte, atyre që nuk kanë qenë pjesë e momenteve të vështira të historisë sonë, por që tani janë në procese të tjera të rëndësishme të dhënies formë asaj që e kemi fituar me mund e gjak. Ai del në pozitën e predikuesit, i cili minber e ka poezinë, andaj thërret që ta duam vendin e të punojmë për të. Nga kjo perspektivë, për z. Burhanin nuk do ta konsideroja të pamerituar epitetin "Vaiz i poetëve".

Më lejoni t'jua dëshmoj këtë me një varg të tij:

*Se dashnia për Vatan,*
*e ka burimin në iman.*

*Si gjithmonë hoxhë e xhami,*
*për Atdhe mbjellin dashni.*

Z. Burhani duke treguar lidhjen që feja ka me vatanin ose rëndësinë të cilën feja i kushton dashurisë për vendin sikur e mbyll njëherë e përgjithmonë debatin mes fesë dhe kombit, që duhet pranuar se jo rrallëherë nxitet edhe nga qëllimkëqijtë dhe tendenciozët. Hoxha dhe xhamia mision kanë edhe predikimin e dashurisë për atdhe dhe çfarëdo tjetër që mund të dëgjohet jashtë kësaj ajo nuk është fetare.

Në poezitë e z. Burhanit shohim edhe shtjellimin që i bën burrërisë e që është puro islame. Tiparet, për të marrë formë islame, duhen gdhendur. Burrëria që rëndom kuptohej si vrazhdësi e ashpërsi, në poezitë e z. Burhanit është e refuzuar. Burrëria e zhveshur nga mëshira, butësia, falja, dashuria, maturia, urtësia, është arrogancë. Për këtë shkak, z. Burhani i ka vënë titull librit 'Burrëria foli' për të treguar se vlerat e mirëfillta duhet të jenë ato që na udhëheqin ne, jo antivlerat.

Shembuj të këtij përkushtimi të autorit gjeni pothuajse në secilin varg të poezive të tij. Merrni shembull edhe amanetin që z. Burhani e përcjell te brezat e rinj. Ai, me të drejtë, lirinë e sheh si fillim të një rrugëtimi të ri, i cili gjeneratave të reja nuk u jep luksin e shpërdorimit të trashëgimisë dhe të së kaluarës. Burhani i bën thirrje rinisë që këtë sukses të arritur ndër gjenerata ta ruajnë e ta çojnë përpara. Liria nuk do të shkëlqejë nëse idealet e atyre që vdiqën e dhanë jetën nuk jetësohen. Falënderimi për shehidët nuk ndodh duke ndërtuar buste, por duke çuar në vend amanetet e tyre. Nëse duam t'i falënderojmë për veprën e tyre, e bëjmë kështu, me punë e suksese, ndryshe ata nuk harrohen, pasi që Zoti ka përjetësuar veprat e shehidëve.

*Të nderuar të pranishëm!*

Më lejoni që, në fund të fjalës sime, të kthehem në fillim, për të treguar se kjo vepër nuk flet vetëm për vetveten por edhe për ne, edhe për përkushtimin tonë institucional që të kultivojmë publicistikën islame me të gjitha zhanret e saj. Ata që ndjekin veprimtarinë tonë botuese mund ta vërtetojnë praktikisht këtë. Ne do të vazhdojmë të mbesim zëri juaj, të jemi në shërbimin tuaj, të punojmë për të mirën e misionit me të cilin jemi ngarkuar, për çka, përveç përgjegjësisë, ndiejmë edhe kënaqësi. Të jesh në rrugën e Zotit është vërtet kënaqësi!

*Ju faleminderit!*
*Myftiu i Kosovës,*
*Naim ef. Tërnava*
*Prishtinë, 19 shator 2019*




# Myftiu Tërnava inspektoi punimet në xhaminë e fshatit Shupkovc të Mitrovicës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, më 26 shtator, inspektoi punimet në ndërtimin e xhamisë së fshatit Shupkovc të Mitrovicës. Ai pa nga afër zhvillimin dhe mbarëvajtjen e punimeve për ndërtimin e kësaj xhamie. Ai shprehu kënaqësinë e tij që, institucionet e Bashkësisë Islame në vazhdimësi janë duke punuar në ngritjen dhe përmirësimin e infrastrukturës fetare për t'ua lehtësuar xhematit kryerjen e obligimeve fetare. *(B.Z).*



## Edhe tetë nxënës përfunduan hifzin në Institutin e Hifzit në Gjakovë

Në ambientet e Institutit të hifzit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë, më 26 shtator, u bë nderimi i 8 hafëzëve të Kuranit, të cilët përfunduan memorizimin e tërë Kuranit. Në këtë eveniment fetar mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, hoxha i nderuar nga Turqia Osman Nuri Topbashi, kryetari i KBI-së së Gjakovës, Ahmet ef. Hoxha, mushaviri Nevzat Sabri Akini, Kfori turk, familjarë e mysafirë të tjerë. Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava duke i uruar hafëzët e rinj tha:



"… Ju ka nderuar Zoti me memorizimin e Kuranit dhe kjo është një arritje për ju dhe për ne. Ky numër i madh i hafëzëve ka domethënie të madhe, ju jeni një kapital dhe vlerë shumë të çmuar në shoqërinë tonë.

Andaj në emër të familjarëve, hafëzëve dhe BIRK- ut, ju falenderoj ju, hoxha i nderuar nga Turqia Osman Nuri Topbash, për kontributin tuaj në Kosovë para dhe pas luftës, që po e ndihmoni popullin dhe arsimin e Kosovës si dhe tërë popullin, falënderoj dhe qeverinë, Dijanetin dhe të gjithë ata që kanë ndihmuar. Ka një koordinim shumë të mirë mes KBI-së së Gjakovës me ju në të mirë të studentëve", - tha Myftiu Tërnava.

Më pas, një fjalë rasti mbajti edhe Hoxha Osman Nuri Topbashi, i cili u dëshiroi shëndet dhe sukses hafëzëve në këtë rrugë duke u thënë se janë bereqet për këtë vend dhe se ata po mundohen ta ndihmojnë Kosovën dhe që kanë një bashkëpunim shumë të mirë me Myftiun Tërnava. Ai ka premtuar se do të vazhdojmë me misionin për mësimin dhe nxënies së Kuranit. Institucioni i Hifzit në Gjakovë vazhdon punën e tij tash e 14 vjet pandërprerë, përkrahur nga shoqata "Aziz Mahmud Hudayi Vakfi" në krye me hoxhë Osman Nuri Topbashin. Nga ky Institut deri më tani kanë dalë 4 gjenerata me gjithsej 46 hafëzë. Duanë e hifzit e bëri Myftiu Tërnava. *(R.S).*

## Përurohet konvikti i vajzave dhe qendra kulturore në Prizren

Në Prizren me 26 shtator u përuruan konvikti i vajzave dhe qendra kulturore. Në këtë eveniment mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, hoxha i nderuar nga Turqia Osman Nuri Topbashi dhe mysafirë të tjerë.




Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava falënderoi për ndihmat e vazhdueshme nga Turqia e në veçanti për këtë ndihmë shumë domethënëse nga hoxha nga Turqia Osman Nuri Topbashi. Unë e falenderoj shumë dhe ai më këtu është sinonim i bamirësit të madh dhe jo vetëm në Kosovë. Ky hajrat pa dyshim do të jetë i vazhdueshëm edhe kur të mos jemi ne dhe, Allahu e shpërbleftë!

Edhe hoxha nga Turqia Osman Nuri Topbash mori fjalën duke u lutur që ky vend të jetë dhe të shfrytëzohet nga nxënëset që do t'i bëjnë dobi popullit të Kosovës si në rrafshin fetar ashtu edhe në atë social dhe falenderoi Zotin që na e ka dhënë mundësinë të ndihmojnë duke premtuar se ky bashkëpunim me BIRK-un do të vazhdojë edhe më. *(R.S).*

# Sekretari i përgjithshëm i BIK-ut inspektoi punimet në objektin vakëf të Këshillit të Kaçanikut



Sekretari i përgjithshëm i BIK-ut, Ahmet ef. Sadriu, i shoqëruar nga zëvendëssekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma, me 9 shtator, inspektuan punimet në objektin vakëf të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kaçanikut.

Këta panë nga afër punimet që janë zhvilluar në objektin vakëf të këtij këshilli, si dhe u njoftuan nga përgjegjësit mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Sekretari Sadriu u nda i kënaqur me punimet, e po ashtu falënderoi donatorin për ndërtimin e këtij objekti, duke potencuar se institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës dita-ditës po përmirësojnë infrastrukturën e objekteve fetare. *(B.Z)*

# Sekretari i përgjithshëm i BIK-ut inspektoi punimet në objektin e Këshillit të Kamenicës



Sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut, Ahmet ef. Sadriu, i shoqëruar nga zëvendëssekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma, me 9 shtator inspektuan punimet në objektin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës. Këta panë nga afër punimet që janë zhvilluar në këtë objekt, si dhe u njoftuan nga përgjegjësit mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. “Ne, si komision i caktuar nga Kryesia e BIRK-un, jemi sot këtu për të inspektuar punimet në objektin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës. Punët deri më tani kanë ecur mbarë dhe jemi të kënaqur me punën e punëkryesit. Falënderojmë donatorin Emiratet e Bashkuara Arabe për ndërtimin e këtij objekti,”- tha sekretari Sadriu. *(B.Z).*

# U bë pranimi teknik i punimeve në objektin e Këshillit të Kamenicës



Sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut, Ahmet ef. Sadriu, i shoqëruar nga zv.sekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma, me 25 shtator inspektuan punimet në objektin e KBI të Kamenicës për të bërë pranimin teknik të objektit. Ata fillimisht u pritën nga kryetari i KBI-së së Kamenicës Bejtullah ef. Hashani.

“Ne, si komision i caktuar nga Kryesia e BIK, po e bëjmë pranimin teknik të objektit që do të vendosen në të zyret e KBI-së së Kamenicës”, - theksoi ef. Sadriu.

Hapja e objektit do të bëhet shumë shpejt. *(R.S).*

## Delegacioni i Vakëfeve të Turqisë vizitoi Gjakovën, Rahovecin, Mamushën, Skënderajn dhe Pejën

Delegacioni i Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë, i kryesuar nga z. Rifat Turker, i shoqëruar nga këshilltari i Myftiut Tërnava, Vedat ef. Sahiti, më 20 shtator vizituan qytetin e Gjakovës për të parë nga afër punimet për restaurimin e monumenteve të rëndësishme të kulturës islame. Në kuadër të kësaj vizite, ky delegacion vizitoi "Xhaminë e Mulla Jusufit", "Xhaminë e Kusarve", "Xhaminë e Sefës", bibliotekën e kompleksit të xhamisë së Sylejman Agës, si dhe Medresenë e Vogël të Gjakovës. Delegacioni i Vakëfeve të Turqisë gjatë ditës vizitoi edhe tyrben e Sulltan Muratit në Mazgit. Po në këtë vazhdë, delegacioni nga Drejtoria e Përgjithëshme të Vakëfeve të Turqisë, të kryesuar nga z. Rifat Turker, dhe në shoqërim të këshilltarit të Myftiut Tërnava, më 20 shtator vizitoi Rahovecin dhe Mamushën. Ata panë nga afër punimet që janë duke u zhvilluar në objektin vakëf të Këshillit të BI-së së Rahovecit, si dhe objektin e qendrës sociale në kompleksin e "Sahat Kullës" në Mamushë. Gjithshtu delegacioni i Vakëfeve të Turqisë, i kryesuar nga zv.drejtori z. Rifat Turker, së bashku me këshilltarin e Myftiut, Vedat ef. Sahiti, më 21 shtator vizituan Skenderajn dhe Pejën. Ata panë nga afër restaurimin e xhamisë së fshatit Syriganë dhe "Xhaminë e Çarshisë" në Pejë. Gjatë ditës ata vizituan edhe kompleksin memorial të Jasharve në Prekaz. *(B.Z)*



## Në tërë xhamitë e Kosovës është mbajtur hytbe kushtuar dhunës në familje

Me rekomandim të Kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim Tërnava, më 6 shtator, në të gjitha xhamitë e Kosovës është mbajtur hytbe me temën kushtuar fenomenit të dhunës në familje.

Kjo hytbe ka ardhur si rezultat i bashkëpunimit mes Ministrisë së Punëve të Brendshme gjegjësisht Njesitit kundër dhunës në familje, ditë më parë komandanti i operativës nënkolonel Arbresh Ajvazi u prit nga Myftiu Tërnava në selinë e BIRK- ut. *(R.S)*



Në mes të tjerash në këtë hytbe thuhet se ndër problemet e shumta me të cilat po ballafaqohemi si shoqëri është dhe dhuna në familje. Dëshmitë në terren flasin për përmasat shqetësuese të saj. Dhuna tashmë ka eskaluar duke prekur familjen në tërësi. Pra, nuk është vetëm gruaja objekt i dhunës, por edhe burri, edhe prindërit, edhe fëmijët. Është gjendje alarmante, e cila duhet të vërë në lëvizje tërë shoqërinë me të gjitha institucionet dhe mekanizmat. Referuar studimeve të ndryshme, si shkaqe që çojnë në këtë, përveç të tjerash, janë edhe: dobësimi i elementit fetar, edukimi i keq, dhënia pas konsumimit të alkoolit dhe lëndëve narkotike, gjëra këto që na kanë shtyrë të mobilizohemi edhe ne, si institucion, dhe ja, kjo hytbe që sot po mbahet me urdhër të Kryesisë së BIRK-ut, është hap konkret për luftimin e kësaj dukurie negative. Dhuna nënkupton çdo fjalë, veprim, lëvizje a aludim me efekt shqetësimi fizik a shpirtëror. Nga ky këndvështrim, dhuna paraqet shkelje të të drejtave, të dinjitetit, të krenarisë, gjë që dënohet fetarisht. Allahu i Madhëruar në Kuranin Famëmadh na urdhëron për përmbajtje nga padrejtësia, pavarësisht se për çfarë apo për kë bëhet fjalë:"…mos tejkaloni kufirin! – Se, Allahu, nuk i do ata që e kalojnë kufirin." [Bekare: 190].

Allahu e ka ndaluar dhunën edhe për një arsye shumë madhore. Ai, si Krijues, është i drejtë, andaj drejtësinë dhe sjelljen me përgjegjësi e kërkon prej të gjithë neve. Në hadith kudsij qëndron: "O robërit e Mi! Unë ia kam ndaluar Vetes Sime padrejtësinë dhe të tillë e kam caktuar në mesin tuaj, andaj mos i bëni njëri-tjetrit padrejtësi!" (Muslimi). Bile, si imazh identifikues të myslimanit, e ka bërë pikërisht përmbajtjen nga dhuna. Në hadith autentik qëndron: "Mysliman është ai, nga gjuha dhe dora e të cilit të tjerët janë të sigurt." (Buhariu).

Pra, dhuna nuk përkon me besimtarin dhe karakterin e tij. Feja mund të luajë rol të rëndësishëm në evitimin e kësaj dhe të dukurive të tjera negative në shoqëri. Na mbetet neve, edhe si individë, që këto mësime t'i përcjellim, veçmas në ato ambiente ku mendojmë se ka dhunë, në mënyrë që të kontribuojmë konkretisht. Mos të harrojmë, "Ai që udhëzon për në të mirën, ka shpërblimin sikur ta ketë bërë atë!" *(R.S)*

## U mbajt Konferenca Ndërkombëtare për Paqe dhe Solidaritet në Paris

Më 17 shtator, u zhvillua Konferenca Ndërkombëtare për Paqe dhe Solidaritet në kryeqytetin e Francës në Paris. Përfaqësues të komuniteteve fetare në Francë dhe më gjerë, ministra, mendimtarë, myftinj, ambasadorë, figura publike nga Evropa, SHBA-ja dhe vendet islame dhe shumë personalitete kanë marrë pjesë në këtë konferencë. Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës që është e ftuara e vetme prej Ballkanit nga organizatori, që është Liga e Botës Islame dhe Fondacioni Islam në Francë; po përfaqësohet nga shefi i kabinetit të Myftiut mr. Besim Mehmeti dhe drejtori i Medresesë "Alauddin" mr. Jakup Çunaku. Konferenca në fjalë ka për qëllim përforcimin e paqes dhe të solidaritetit ndërmjet popujve dhe kombeve të ndryshme pa dallim gjuhe, vendi dhe etnie.

Sekretari gjeneral i Ligës së Botës Islame dr. Muhammad Abdulqareem Alisa, në fjalën e tij hapëse në këtë konferencë, vuri në theks "tolerancën e cila buron nga Kurani dhe tradita profetike, duke qenë si burime kyçe të sistemit islam. Andaj, ne mund të jemi të dobishëm, vetëm atëherë kur jemi të dobishëm për vendin tonë dhe njerzimin në përgjithësi", përfundoi ai.

Në seancën përmbyllëse u nënshkrua edhe Pakti i Paqes dhe Solidaritetit nga përfaqësuesit e komuniteteve fetare në Francë dhe më gjerë. *(J.Ç).*



# Në Sarajevë u mbajt konferenca rajonale "Ruajtja e paqes përmes mirëbesimit e pajtimit"



Në Sarajevë, më 26 shtator, u mbajt konferenca rajonale "Ruajtja e paqes përmes mirëbesimit e pajtimit" në mbështetje të viktimave që përjetuan trauma gjatë luftës.

Kjo konferencë është organizuar nga Këshilli Ndërfetar i Bosnjës e Hercegovinës, ndërsa është mbështetur nga ambasada e Mbretërisë së Bashkuar në Sarajevë. Në konferencë morën pjesë përfaqësues të bashkësive fetare nga Bosnja e Hercegovina, Kroacia, Kosova e Serbia.

Bashkësinë Islame e Kosovë në këtë konferencë e përfaqësuan Vedat Sahiti, këshilltar i Myftiut të Kosovës dhe Ramadan Shkodra, drejtor për kulturë e veprimtari botuese në Kryesinë e BIK-ut.

Konferencën e shpalli të hapur Jakob Finci, kryesues i Këshillit Ndërfetar të Bosnjës e Hercegovinës, pas të cilit të pranishmëve iu drejtuan liderët e bashkësive fetare të Bosnjës e Hercegovinës. Në seancën e pestë para të pranishmëve përfaqësuesi i BI-së së Kosovës Vedat ef. Sahiti mbajti kumtesën " Roli i bashkësive fetare në trajtimin e viktimave të dhunës seksuale" , ndërsa në fund të konferencës u miratua plani veprues i bashkëpunimit në nivel rajonal për luftimin e stigmës dhe zgjidhjen e problemeve të viktimave të dhunës seksuale gjatë luftërave në rajon. *(R.S)*

# FSI ri-akreditohet në nivel institucional dhe dy programe studimi

Me vendimin nr. 1780/190, Këshilli Shtetëror i Cilësisë (KSHC), në mbledhjen e 77-të, të mbajtur më datë 16.09.2019, ndër të tjera mori edhe VENDIMIN për:

I. Ri-akreditimin e Fakultetit të Studimeve Islame në nivel institucional;

II. Ri-akreditimin e programeve të studimit të Fakultetit të Studimeve Islame:

• Teologji Islame BA, 240 ECTS
• Teologji Islame MA, 60 ECTS

Periudha e ri-akreditimit është tre vjeçare (1 tetor 2019 – 30 shtator 2022). Me këtë rast, dekanati i FSI-së falënderon të gjithë stafin i cili u angazhua në procesin e përgatitjes së RVV-së, syllabusëve, CV-ve dhe dokumenteve tjera relevante për proces të ri-akreditimit. *(V.Sh.)*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës “Dituria islame”

Me 5 shtator u mbajt mbledhja e redaksisë së revistës “Dituria islame”, në të cilën u analizuan numrat 342 dhe 343. Mbledhjen e hapi kryeredaktori i revistës dr. Ajni Sinani, i cili fillimisht uroi për punën dhe angazhimin që po shfaqin anëtarët e redaksisë duke theksuar se edhe më duhet shtuar angazhimi dhe përkushtimi ndaj artikujve që revista Dituria Islame të dal sa më mirë dhe sa më profesionale. Nga ana tjetër anëtarët e redaksisë gjatë kësaj mbledhje shfaqën mendimet, sugjerimet si dhe propozimet e tyre që kjo revistë të begatohet edhe më shumë dhe të vazhdoj me trendët bashkëkohore të zhvillimit të komunikimit sa më mirë me opinionin. *(R.S)*



# Bereqeti shpërndau mishin e kurbanit

Bereqeti, me 1 shtator ka vazhduar, shpërndarjen e mishit të kurbanit në bashkëpunim me Agjencinë e Ushqimit dhe Veterinës, dhe të parët që po furnizohen janë ata me gjendje më të rëndë sociale. Mishi i kurbanit po shpërndahet me autofrigorifer dhe sipas zyrtarëve të BIRK-ut po shpërndahet pas kryerjes së analizave përkatëse. Behxhet Ajvazi, kryesues i Departamentit të Humanitetit, u shpreh se që nga hapat e parë kur është kryer prerja e tyre sipas udhëzimeve fetare dhe standardeve evropiane, mishi ka ardhur në Kosovë në temperaturë -20 gradë celsius dhe ruhet aty derisa sot kur ne po e bëjmë shpërndarjen e mishit të kurbanit dhe për këtë kanë pëlqimin edhe nga zyrtarët e AUVK-ut, pasiqë janë kryer analizat dhe mishi është i cilësisë më të lartë për konsum për qytetarët e Kosovës. Koordinatori i Bereqetit për Mitrovicë Cena Balaj me këtë rast tha se ne sot po bëjmë tërheqjen e mishit për Mitrovicë, Zubin Potok, Leposaviç, Zveçan dhe Mitrovicën e Veriut. Mishi i kurbanëve është përgatitur dhe është paketuar, në ditët në vazhdim do t’u shpërndahet edhe institucioneve të tjera të BIRK-ut, medresesë dhe institucioneve të tjera publike si dhe nevojtarëve. *(R.S)*



# Bereqeti dhuroi çanta dhe pajisje shkollore për nxënësit e Keçekollës

Me 3 dhe 4 shtator “Bereqeti”, dhuroi çanta dhe pajisje të tjera përcjellëse, ngjyra, lapsa, fletore etj., për të gjithë nxënësit e shkollës “Rilindja” të fshatit Keçekollë, si dhe për nxënësit e shkollave fillore të mesme të ulët "Fan Noli", "Liria" dhe "Ramiz Sadiku" në Marec të Prishtinës. Drejtori i Bereqetit, Behxhet Ajvazi, uroi të gjithë mësuesit dhe nxënësit për fillimin e vitit të ri shkollor, duke lutur Zotin që t’u ndihmojë dhe t’u japë mbarësi në këtë rrugë të shenjtë. *(R.S)*



| AUTOR: AGIM GASHI | MUAJI I KUR'ANIT | TRANSMETIMI | IMANI | LLOJ ZOGU | KONOP | U ARRATISA | MBIEMËR KOSOAR | NË (ang.) | | MORALI SHOQËROR | HENDEK | ITALIA | I PASTËR | FORCË VEPRUESE | FRIKËSOHEM |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| KRYENGRITJA | | | | | | | | | KLUBET / NJË GRUP KIMIK | | | | | | |
| LLOJ VEPRE MUZIKORE | | | | | | | | | | | | UN UNIVERSITY / TOKËZIMI | | | |
| I MESËM | | | | | | | | FOTO / V.O. | | | | | | | |
| KRAHINË GREKE | | | | | | ZYRË AVOKATI / AMPERI | | | | | | | | | |
| ZIMBABVE | | | | E RAJONIT / KËNGËT. MANJOLA | | | | | | | | | GJ.M. / E ANATOMISË | | |
| ASHTU QOFTË | | | | | | | | | | | TV ITALIAN | | | | FISTEKU |
| NIKELI | | | AUSTRIA / BËRË GATI | | | | | | | | NË (ang.) | | | FEANCA / VEGËL MUZIKORE SHQIPTARE | |
| UNË (ang.) | | AUSTRIA / I BËRË GATI | | | | | | | | | PYLLI | | | | |
| LEADERSHIP LABORATORY / VOTIM I PËRGJITHSHËM POPULLOR | | | | | | | | | | | PARAARDHËS ITALIAN | | | | |
| KËSTI I PAGESËS | | | | | | | | | | | | PASTHIRRMË / VENDOSJA TEKNIKE | | | |
| HEROI DRENICAK, LATI | | | | | | | | | | | I PAPREKUR | | | | |
| NAFAKA | | | | | | | | | | | ARIANIT | | | | PUNËTOR QË MIRËMBAN MAKINA |
| ENERGY RECOVERY UNIT | | | | HEROI, RAMADANI | | | | | | | SKAMJE, VARFËRI | | | | |
| KRYETARJA E PËRRENJASIT, MIRANDA | | | | | EMËR I HUAJ M. | VIETNAMI I VJETËR | QOFTË, OSE | NJERËZIA | TETOVA | ZANORE | TEK / KLUB FUTB. BARCELONA | | | ENERGJIA / KOMPOZIT. KOCI (shq.) | |
| ENGLISH | | | DEGË E GJUHËSISË / QINDARKË E EUROS | | | | | | | | | | ADRIAN KRASNIQI / PËREMËR DËFTOR | | |
| KOMBËTARE | | | | | | | | | | ZJARRI ME DRITË / PËREMËR VETOR | | | | | |
| GJERMANIA | | ADASHE / NOTË MUZIKORE | | | | | | | ABISINAS / E.B. | | | | | | |
| ULNAR | | | | PRIJËSIT E XHEMATIT / INDUKSIONI | | | | | | | PENDË ANIJESH / RADIUSI | | | | |
| LUMË SHQIPTAR | | | | | ISH-PORT. SPANJOLL, HOSE ANGEL | | | | | | | | ILIR KONUSHEVCI | | |




"...çelësat e fshehtësive janë vetëm tek Ai, atë (fshe-
htësinë) nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka ka në tokë
dhe në det, Ai di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr
në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që
nuk është (shënuar) në librin e qartë (LehviMahfud)."
(El En'am, 59)